آيَاتُهَا ١١١ سُورَةُ الإِسْرَاءِ تَرْتِيبُهَا ١٧

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ١٥ الحزب ٢٩

سُبْحَٰنَ ٱلَّذِىٓ أَسْرَىٰ بِعَبْدِهِۦ لَيْلًا مِّنَ ٱلْمَسْجِدِ ٱلْحَرَامِ إِلَى
ٱلْمَسْجِدِ ٱلْأَقْصَا ٱلَّذِى بَٰرَكْنَا حَوْلَهُۥ لِنُرِيَهُۥ مِنْ ءَايَٰتِنَآ إِنَّهُۥ
هُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلْبَصِيرُ ١ وَءَاتَيْنَا مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ وَجَعَلْنَٰهُ
هُدًى لِّبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ أَلَّا تَتَّخِذُوا۟ مِن دُونِى وَكِيلًا ٢
ذُرِّيَّةَ مَنْ حَمَلْنَا مَعَ نُوحٍ إِنَّهُۥ كَانَ عَبْدًا شَكُورًا ٣
وَقَضَيْنَآ إِلَىٰ بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ فِى ٱلْكِتَٰبِ لَتُفْسِدُنَّ فِى ٱلْأَرْضِ
مَرَّتَيْنِ وَلَتَعْلُنَّ عُلُوًّا كَبِيرًا ٤ فَإِذَا جَآءَ وَعْدُ أُولَىٰهُمَا
بَعَثْنَا عَلَيْكُمْ عِبَادًا لَّنَآ أُو۟لِى بَأْسٍ شَدِيدٍ فَجَاسُوا۟ خِلَٰلَ
ٱلدِّيَارِ وَكَانَ وَعْدًا مَّفْعُولًا ٥ ثُمَّ رَدَدْنَا لَكُمُ ٱلْكَرَّةَ
عَلَيْهِمْ وَأَمْدَدْنَٰكُم بِأَمْوَٰلٍ وَبَنِينَ وَجَعَلْنَٰكُمْ أَكْثَرَ نَفِيرًا
٦ إِنْ أَحْسَنتُمْ أَحْسَنتُمْ لِأَنفُسِكُمْ وَإِنْ أَسَأْتُمْ فَلَهَا فَإِذَا
جَآءَ وَعْدُ ٱلْـَٔاخِرَةِ لِيَسُۥٓـُٔوا۟ وُجُوهَكُمْ وَلِيَدْخُلُوا۟ ٱلْمَسْجِدَ
كَمَا دَخَلُوهُ أَوَّلَ مَرَّةٍ وَلِيُتَبِّرُوا۟ مَا عَلَوْا۟ تَتْبِيرًا ٧



## SURJA «EL-ISRÂ»

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:

Inkurajimi dhe mbështetja që Allahu i bën të Dërguarit të Tij ﷺ nëpërmjet mrekullive dhe shpalljeve të qarta. Dhënia e sihariqit për fitoret e ardhme të Profetit dhe qëndrueshmërinë e tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) I Pastër e i Madhëruar është Allahu i Lartësuar, i Cili ka Fuqinë për të bërë atë që askush tjetër përveç Tij nuk mund ta bëjë. Ai është që i mundësoi robit të Vet, Muhamedit ﷺ që të udhëtonte shpirtërisht e fizikisht, duke qenë zgjuar, brenda një pjese të natës, prej Xhamisë së Shenjtë (Qabes), deri në Xhaminë e Kudsit (Palestinë), vend në të cilin Ne lëshuam begati të shumta, si në pemët dhe tokat e tyre, ashtu edhe me dërgimin e profetëve (të shumtë)*, në mënyrë që të shohin disa prej mrekullive Tona, që tregojnë për fuqinë e Allahut të Lartësuar. Vërtet që Ai është Dëgjuesi, të Cilit nuk mund t'i fshihet asgjë që mund të dëgjohet dhe Shikuesi, të Cilit nuk mund t'i fshihet asgjë që mund të shikohet.

(2) Ne edhe Musait i dhamë Teuratin, duke e bërë atë udhëzim për bijtë e Israilit, të cilëve u thamë: "Mos konsideroni për mbrojtës asnjë duke ia parashtruar çështjet tuaja, por mbështetuni vetëm tek Unë.

(3) Pasi ju vini nga prejardhja e atyre, të cilëve u dhamë mirësinë që të shpëtonin bashkë me Nuhun prej përmbytjes katastrofike, prandaj përkujtojeni këtë mirësi dhe tregohuni ndaj Allahut të Lartësuar mirënjohës, duke e adhuruar dhe duke iu bindur vetëm Atij, si dhe merreni shembull për këtë Nuhun, pasi ai ishte shumë falenderues i Allahut të Lartësuar."

(4) Pastaj i vumë në dijeni bijtë e Israilit, duke ua përcaktuar edhe në Teurat, se ata me anë të gjynaheve e shkeljeve, kanë për të kryer dy herë shkatërrime në Tokë, si dhe kanë për t'i shtypur njerëzit me padrejtësi dhe arrogancë, duke e kaluar çdo kufi në shtypjen e tyre.

(5) Pasi të kenë kryer shkatërrimin e parë, kemi për t'i shtypur ata me anë të devotshmëve Tanë, që do jenë të fuqishëm e të ashpër në luftë. Ata kanë për t'i vrarë e zhvendosur, duke depërtuar nëpër vendbanimet e tyre dhe duke u shkatërruar çdo gjë pranë të cilës kalojnë. Ky është një premtim i Allahut, që do të ndodhë në mënyrë të pashmangshme.

(6) Pas kësaj, o bij të Israilit, pasi ju të jeni penduar tek Allahu, Ne kemi për t'jua kthyer edhe një herë vendin tuaj dhe pushtetin kundër atyre që ju patën mposhtur, si dhe kemi për t'jua shtuar pasurinë, që ju ishte plaçkitur bashkë me fëmijët, që ju kishin zënë robër, duke ju bërë juve më të shumtë në numër sesa armiku juaj.

(7) Nëse ju, o bij të Israilit, pas kësaj, i përmirësoni veprat tuaja dhe i kryeni ato ashtu siç ju kërkohen (prej Allahut), kjo ka për të qenë në të mirën tuaj, pasi Allahu është Jonevojtar për veprat tuaja. Dhe nëse bëni keq, ajo ka për të qenë vetëm në dëmin tuaj, pasi ashtu siç mirësia e veprave tuaja nuk i bën Allahut dobi, as e keqja e juaj nuk e dëmton Atë. Ndërsa kur ta keni kryer edhe shkatërrimin e dytë, atëherë do t'jua dërgojmë përsëri armikun tuaj për t'ju shtypur e për t'ju poshtëruar, aq sa keqardhja juaj të duket në fytyrat tuaja (për atë që patët bërë), duke ju bërë që të shijoni ndëshkime përçmuese.
Kështu do të hyjnë edhe një herë në Xhaminë e Kudsit, ashtu siç patën hyrë (për ta marrë) edhe herën e parë, si dhe për ta shkatërruar e shembur çdo gjë që ata e patën lartësuar në atë vend (gradaçelat, autoritetin e pushtetin e tyre).

### Mësime nga ajetet:

- Fjala e Allahut të Lartësuar: "Xhamia e Kudsit" është treguese se kjo xhami e shenjtë është brenda juridiksionit Islam, pasi xhamia është atdheu i myslimanëve të devotshëm.
- Bërja e qartë e mirësisë së falenderimit dhe mirënjohjes, si dhe marrja shembull e atyre që tregohen falenderues e mirënjohës nga ata që ishin profetë dhe të dërguar.
- Urtësia dhe ligjësitë e Allahut diktojnë që Ai t'u dërgojë atyre që mbjellin prishje de degjenerim dikë që t'i ndalojë së vepruari kështu, në mënyrë që të përmbushet një prej urtësive të Allahut, e cila është përmirësimi.
- Paralajmërimi që i bëhet këtij Umeti (shoqërie Islame) që të mos kryejnë vepra që janë gjynahe, në mënyrë që të mos u bjerë edhe këtyre ajo që u pati rënë edhe bijve të Israilit, pasi ligji i përsëritshëm i Allahut është i njëjtë për të gjithë, nuk bën përjashtime e as nuk ndryshon.

عَسَىٰ رَبُّكُمْ أَن يَرْحَمَكُمْ ۚ وَإِنْ عُدتُّمْ عُدْنَا ۘ وَجَعَلْنَا جَهَنَّمَ لِلْكَافِرِينَ
حَصِيرًا ﴿٨﴾ إِنَّ هَٰذَا الْقُرْآنَ يَهْدِي لِلَّتِي هِيَ أَقْوَمُ وَيُبَشِّرُ
الْمُؤْمِنِينَ الَّذِينَ يَعْمَلُونَ الصَّالِحَاتِ أَنَّ لَهُمْ أَجْرًا كَبِيرًا ﴿٩﴾
وَأَنَّ الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِالْآخِرَةِ أَعْتَدْنَا لَهُمْ عَذَابًا أَلِيمًا ﴿١٠﴾
وَيَدْعُ الْإِنسَانُ بِالشَّرِّ دُعَاءَهُ بِالْخَيْرِ ۖ وَكَانَ الْإِنسَانُ عَجُولًا ﴿١١﴾
وَجَعَلْنَا اللَّيْلَ وَالنَّهَارَ آيَتَيْنِ ۖ فَمَحَوْنَا آيَةَ اللَّيْلِ وَجَعَلْنَا آيَةَ
النَّهَارِ مُبْصِرَةً لِّتَبْتَغُوا فَضْلًا مِّن رَّبِّكُمْ وَلِتَعْلَمُوا عَدَدَ
السِّنِينَ وَالْحِسَابَ ۚ وَكُلَّ شَيْءٍ فَصَّلْنَاهُ تَفْصِيلًا ﴿١٢﴾ وَكُلَّ
إِنسَانٍ أَلْزَمْنَاهُ طَائِرَهُ فِي عُنُقِهِ ۖ وَنُخْرِجُ لَهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ كِتَابًا
يَلْقَاهُ مَنشُورًا ﴿١٣﴾ اقْرَأْ كِتَابَكَ كَفَىٰ بِنَفْسِكَ الْيَوْمَ عَلَيْكَ حَسِيبًا
﴿١٤﴾ مَّنِ اهْتَدَىٰ فَإِنَّمَا يَهْتَدِي لِنَفْسِهِ ۖ وَمَن ضَلَّ فَإِنَّمَا يَضِلُّ
عَلَيْهَا ۚ وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِزْرَ أُخْرَىٰ ۗ وَمَا كُنَّا مُعَذِّبِينَ حَتَّىٰ نَبْعَثَ
رَسُولًا ﴿١٥﴾ وَإِذَا أَرَدْنَا أَن نُّهْلِكَ قَرْيَةً أَمَرْنَا مُتْرَفِيهَا فَفَسَقُوا فِيهَا
فَحَقَّ عَلَيْهَا الْقَوْلُ فَدَمَّرْنَاهَا تَدْمِيرًا ﴿١٦﴾ وَكَمْ أَهْلَكْنَا مِنَ الْقُرُونِ
مِن بَعْدِ نُوحٍ ۗ وَكَفَىٰ بِرَبِّكَ بِذُنُوبِ عِبَادِهِ خَبِيرًا بَصِيرًا ﴿١٧﴾



(8) Ndoshta Zoti juaj tregohet i Mëshirshëm ndaj jush, o bij të Israilit, pas kësaj hakmarrjeje të ashpër, nëse ju pendoheni tek Ai dhe i përmirësoni veprat tuaja, por nëse ju ktheheni përsëri tek shkatërrimi për të tretën herë apo më shumë, atëherë edhe Ne do t'ju kthehemi përsëri me hakmarrje ndaj jush. Ndërsa për mohuesit e Allahut, u kemi bërë Xhehenemin vendshtrimi (ku do lidhen) si në djep, duke mos u ndarë kurrë prej tij.

(9) Vërtet që ky Kuran që iu zbrit Muhamedit ﷺ është orientues për tek më të mirat rrugë, Rrugës së Islamit, si dhe i lajmëron ata që besojnë në Allahun dhe që bëjnë vepra të mira, duke i përgëzuar me një shpërblim madhështor prej Allahut.

(10) Ashtu sikurse i lajmëron edhe ata që nuk e besojnë Ditën e Gjykimit për atë që ua prish fytyrat, se Ne kemi përgatitur për ta në Ditën e Gjykimit një ndëshkim të të dhembshëm.

(11) Njeriu, nga injoranca e vet dhe me zemërim, (për të treguar se ky Kuran nuk është i Vërtetë) lutet duke mallkuar veten, fëmijët dhe pasurinë e vet, si të ishte duke u lutur për të mirën ndaj vetes. Nëse do t'i ishim përgjigjur lutjes së tij, ai do të merrte fund, bashkë me pasurinë dhe fëmijët e tij, por njeriu për nga natyra është i nxituar.

(12) Ne e bëmë natën dhe ditën të jenë dy shenja (argumentuese) që tregojnë për Njëqenësinë e Allahut dhe Fuqinë e Tij, në mënyrën se si ato ndërrohen me njëra-tjetrën dhe ndryshojnë në gjatësinë dhe shkurtësinl e tyre, apo në nxehjen dhe ftohjen e tyre. Kështu, Ai e ka bërë natën të errët për t'u qetësuar dhe për gjumë, ndërsa ditën e ka bërë të ndriçuar në mënyrë që të endeni në kërkimin e riskut, që Allahu ka caktuar me bujari për ju. Ashtu sikurse ka bërë që nëpërmjet ndërrimit të tyre të llogaritni numrin e viteve, muajve, ditëve dhe orëve. Kësisoj, Ne kemi sqaruar çdo gjë deri në detaje, në mënyrë që të gjithçka të bëhet e dallueshme dhe të dalë në pah se kush është në të Vërtetën e kush në të kotën.

(13) Megjithatë, çdo njeriu, secilën vepër që ai e bën, ia kemi vënë gjerdan në qafën e tij, e nuk do t'i hiqet, derisa atij t'i bëhet llogaria, duke ia nxjerrë atij si një libër, në të cilin gjenden të gjitha ato që ai ka bërë, të mira apo të këqija, e që do ta ketë përpara vetes të hapur e të shtrirë.

(14) Atë Ditë do t'i themi: "Lexoje, o njeri, librin tënd dhe bëja vetë llogarinë vetes për atë që ke bërë, pasi sot në Ditën e Kiametit mjafton të jesh vetë ai që ia bën llogarinë vetes."

(15) Prandaj, kush e pranon udhëzimin për tek besimi, dobia për udhëzimin e tij do të jetë vetëm për të, ndërsa kush zgjedh devijimin, dëmi për devijimin e tij do të jetë përsëri për të dhe se askush nuk ka për ta marrë mbi vete gjynahun e dikujt tjetër. Ne (po ju vëmë në dijeni sepse) nuk ia kemi dërguar asnjë populli ndëshkimin para se t'ua shpalosnim atyre argumentet me dërgimin e të dërguarve.

(16) Nëse do të kishim dashur që ta shkatërronim ndonjë vendbanim, për shkak të padrejtësive të tyre, do t'i urdhëronim të tregoheshin të bindur ata, të cilët të mirat (që ua patëm dhuruar) i bënë arrogantë, e ata nuk do bindeshin, por do të kundërshtonin e dilnin prej bindjes, e kështu do t'u bëhej meritë Fjala (vendimmarrëse) për dënimin e tyre me çrrënjosje, duke i shkatërruar ata me rrënjë.

(17) Sa e sa popuj mohues (si ky që mallkoi veten) kemi shkatërruar pas Nuhut, siç ishte Adi dhe Themudi! Megjithatë, mjafton që Zoti yt, o i Dërguar, të jetë i Mirëinformuar dhe Vështrues ndaj gjynaheve të robve të Vet, të mos i fshihet prej tyre Atij asgjë, si dhe t'ua japë atë që e meritojnë për to.

**Mësime nga ajetet:**

- Ai që udhëzohet nëpërmjet udhëzimit të Kuranit do të jetë njeriu më i kompletuar, më i qëndrueshmi dhe më i udhëzuari në të gjitha çështjet e jetës së tij.
- Kujdesi që të mos bëhet lutje kundër vetes, fëmijëve dhe pasurisë për keq.
- Ndërrimi i natës dhe i ditës duke u shtuar dhe pakësuar, si dhe përfundimi i tyre, apo drita gjatë ditës dhe errësira gjatë natës, të gjitha këto janë argumente që tregojnë për ekzistencën, njëshmërinë, dijen dhe fuqinë e Tij absolute.
- Ajetet i mëshojnë parimit të përgjegjësisë individuale, si drejtësi dhe mëshirë e Allahut ndaj robve të Vet.

مَّن كَانَ يُرِيدُ ٱلۡعَاجِلَةَ عَجَّلۡنَا لَهُۥ فِيهَا مَا نَشَآءُ لِمَن نُّرِيدُ ثُمَّ
جَعَلۡنَا لَهُۥ جَهَنَّمَ يَصۡلَىٰهَا مَذۡمُومٗا مَّدۡحُورٗا ١٨ وَمَنۡ أَرَادَ
ٱلۡأٓخِرَةَ وَسَعَىٰ لَهَا سَعۡيَهَا وَهُوَ مُؤۡمِنٞ فَأُوْلَٰٓئِكَ كَانَ
سَعۡيُهُم مَّشۡكُورٗا ١٩ كُلّٗا نُّمِدُّ هَٰٓؤُلَآءِ وَهَٰٓؤُلَآءِ مِنۡ
عَطَآءِ رَبِّكَۚ وَمَا كَانَ عَطَآءُ رَبِّكَ مَحۡظُورًا ٢٠ ٱنظُرۡ كَيۡفَ
فَضَّلۡنَا بَعۡضَهُمۡ عَلَىٰ بَعۡضٖۚ وَلَلۡأٓخِرَةُ أَكۡبَرُ دَرَجَٰتٖ وَأَكۡبَرُ
تَفۡضِيلٗا ٢١ لَّا تَجۡعَلۡ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا ءَاخَرَ فَتَقۡعُدَ مَذۡمُومٗا مَّخۡذُولٗا
٢٢ ۞وَقَضَىٰ رَبُّكَ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّآ إِيَّاهُ وَبِٱلۡوَٰلِدَيۡنِ إِحۡسَٰنًاۚ إِمَّا ربع الحزب ٢٩
يَبۡلُغَنَّ عِندَكَ ٱلۡكِبَرَ أَحَدُهُمَآ أَوۡ كِلَاهُمَا فَلَا تَقُل لَّهُمَآ
أُفّٖ وَلَا تَنۡهَرۡهُمَا وَقُل لَّهُمَا قَوۡلٗا كَرِيمٗا ٢٣ وَٱخۡفِضۡ لَهُمَا
جَنَاحَ ٱلذُّلِّ مِنَ ٱلرَّحۡمَةِ وَقُل رَّبِّ ٱرۡحَمۡهُمَا كَمَا رَبَّيَانِي
صَغِيرٗا ٢٤ رَّبُّكُمۡ أَعۡلَمُ بِمَا فِي نُفُوسِكُمۡۚ إِن تَكُونُواْ صَٰلِحِينَ
فَإِنَّهُۥ كَانَ لِلۡأَوَّٰبِينَ غَفُورٗا ٢٥ وَءَاتِ ذَا ٱلۡقُرۡبَىٰ حَقَّهُۥ
وَٱلۡمِسۡكِينَ وَٱبۡنَ ٱلسَّبِيلِ وَلَا تُبَذِّرۡ تَبۡذِيرًا ٢٦ إِنَّ ٱلۡمُبَذِّرِينَ
كَانُوٓاْ إِخۡوَٰنَ ٱلشَّيَٰطِينِۖ وَكَانَ ٱلشَّيۡطَٰنُ لِرَبِّهِۦ كَفُورٗا ٢٧



(18) Prandaj, atij që synon të fitojë vetëm jetën e kësaj bote me veprat e tij të mira, duke mos besuar në Botën Tjetër e duke mos u shqetësuar për të, Ne do t'i japim mirësi në dynja si dhe sa të duam Vetë e jo si të dojë ai. Dhe pastaj do ta fusim në Xhehenem në Ditën e Gjykimit, duke e bërë që të vuajë nxehtësinë e tij, i përbuzur për shkak të zgjedhjes së jetës së dynjasë dhe mohimit të Ahiretit dhe i përjashtuar prej Mëshirës së Allahut.

(19) Ndërsa kush pati për qëllim që me veprat e tij të mira të fitojë shpërblimin e Botës Tjetër, e u përpoq për këtë ashtu si ajo kërkon, larg çdo syfaqësie, duke qenë besimtar në atë që Allahu e bëri detyrim besimin, veprat e tij do të jenë të pranuara tek Allahu, i Cili, ka për t'i shpërblyer.

(20) Secilit prej këtyre dy palëve, keqbërësve dhe vepërmirëve, kemi për t'u dhënë (në jetën e kësaj bote) e kemi për t'ua shtuar nga bujaria e Zotit tënd pa ndërprerë, edhe pse bujaria e Zotit tënd, o i Dërguar, nuk i mungon askujt në jetën e kësaj bote, qoftë keqbërës apo vepërmirë.

(21) Shiko, o i Dërguar, se si Ne në jetën e kësaj bote i kemi vlerësuar disa prej tyre mbi disa të tjerë, në furnizim e në pozita, ndërsa në Botën Tjetër do të ketë nivele e shkallë mirësish akoma edhe më të larta e nderim akoma edhe më të madh sesa këto të jetës së kësaj bote, prandaj për këtë le të kujdesen besimtarët.

(22) Kështu që kurrsesi, o besimtar, mos mendo se bashkë me Allahun mund të ketë edhe dikë tjetër që duhet ta adhurosh duke iu lutur, që të mos bëhesh i përbuzur tek Allahu dhe tek besimtarët e Tij vepërmirë e askush të të mos lavdërojë, e pastaj të mbetesh i poshtëruar prej Tij, duke mos gjetur asnjë ndihmues që të të ndihmojë.

(23) Pasi Zoti yt, o besimtar, ka dhënë urdhër të prerë: që të mos adhurohet askush tjetër përveç Tij, si dhe ka dhënë urdhër të prerë që ndaj të dy prindërve të tregohet bamirësi, veçanërisht nëse ata arrijnë moshën e pleqërisë. Nëse ndonjërin prej tyre apo të dy i arrin mosha e pleqërisë në praninë tënde, atëherë mos u bezdis prej (kërkesave të) tyre, duke e shfaqur atë (pezm tëndin) me ofshamë, mos i kundërshto (në asgjë rreth çështjeve të kësaj bote) si dhe as mos u trego i ashpër ndaj tyre me fjalë (për ndonjë gabim të tyrin), por thuaju atyre fjalë të bukura, me butësi e ngrohtësi.

(24) Madje tregohu modest ndaj tyre me anë të përuljes dhe mëshirës për ta, si dhe lutu për ta: "O Zoti im, mëshiroji ata me Mëshirën Tënde, për dashurinë e përkujdesin që ata treguan ndaj meje që në vegjëli!"

(25) Zoti juaj, o njerëz, është më i Ditur edhe sesa ju në lidhje me atë që ju fshihni në ndërgjegjet tuaja, sinqeritetin që ju keni ndaj Tij në adhurime dhe vepra të mira, përfshirë edhe bamirësinë e treguar ndaj prindërve, kështu që, nëse nijetet (qëllimet) tuaja në adhurimet dhe marrëdhëniet tuaja me prindërit apo me të tjerë përveç tyre, kanë qenë në përpjekje për t'u përmirësuar, Ai (Qoftë i Lartësuar!), do jetë Gjynahfalës ndaj atyre që kthehen tek Ai të penduar, për mangësitë e treguara në bindjen ndaj Zotit dhe prindërve të vet në të kaluarën, duke e falur këdo që pendohet.

(26) Si dhe jepi, o besimtar, të afërmit tënd të drejtën që i takon, duke i mbajtur lidhjet familjare me të! Jepi të varfërit, jepi edhe atij udhëtari që ka ngelur në rrugë dhe mos e jep pasurinë tënde për (një vend që kryhen) gjynahe apo që ta shpenzosh atë kot së koti!

(27) Pasi ata që e japin pasurinë e vet për (gjëra që janë) gjynahe dhe e shpenzojnë atë kot së koti, janë vëllezër me shejtanin, që e ndjekin atë në gjithçka që ai i urdhëron, qoftë në shpërdorim, qoftë në shpenzime të kota. Shejtani ka qenë gjithmonë mosmirënjohës ndaj Zotit të vet, prandaj edhe nuk bën gjë tjetër, por vetëm se atë që është gjynah; ai porosit vetëm për ato gjëra që sjellin zemërimin e Zotit.

## Mësime nga ajetet:

- Njeriu duhet që të bëjë prej veprave të mira aq sa mundësitë e tij nuk i lejojnë dot më shumë, e pas kësaj le të bëjë nijet (duke ia vënë qëllim vetes) që t'i bëjë edhe ato që nuk ka mundësi t'i bëjë, në mënyrë që të shpërblehet për to (si t'i kishte bërë).
- Mirëqenia materiale në këtë botë nuk është argument i pëlqimit të Allahut, sepse të mirat materiale i gëzojnë jobesimtarët, fundi i të cilëve do të jetë dënimi nga Allahu.
- Bamirësia ndaj të dy prindërve konsiderohet farz-lazim (detyrim pjesëmarrës) i detyruar. Allahu e ka bashkuar mirënjohjen ndaj tyre me mirënjohjen ndaj Tij, për të treguar mirësinë e madhe që ata kanë.
- Islami e ndalon shpërdorimin, që është prishja dhe shpenzimi i pasurisë për gjëra që nuk duhen.

وَإِمَّا تُعۡرِضَنَّ عَنۡهُمُ ٱبۡتِغَآءَ رَحۡمَةٖ مِّن رَّبِّكَ تَرۡجُوهَا فَقُل لَّهُمۡ قَوۡلٗا
مَّيۡسُورٗا ٢٨ وَلَا تَجۡعَلۡ يَدَكَ مَغۡلُولَةً إِلَىٰ عُنُقِكَ وَلَا تَبۡسُطۡهَا
كُلَّ ٱلۡبَسۡطِ فَتَقۡعُدَ مَلُومٗا مَّحۡسُورًا ٢٩ إِنَّ رَبَّكَ يَبۡسُطُ ٱلرِّزۡقَ
لِمَن يَشَآءُ وَيَقۡدِرُۚ إِنَّهُۥ كَانَ بِعِبَادِهِۦ خَبِيرَۢا بَصِيرٗا ٣٠ وَلَا تَقۡتُلُوٓاْ
أَوۡلَٰدَكُمۡ خَشۡيَةَ إِمۡلَٰقٖۖ نَّحۡنُ نَرۡزُقُهُمۡ وَإِيَّاكُمۡۚ إِنَّ قَتۡلَهُمۡ كَانَ
خِطۡـٔٗا كَبِيرٗا ٣١ وَلَا تَقۡرَبُواْ ٱلزِّنَىٰٓۖ إِنَّهُۥ كَانَ فَٰحِشَةٗ وَسَآءَ
سَبِيلٗا ٣٢ وَلَا تَقۡتُلُواْ ٱلنَّفۡسَ ٱلَّتِي حَرَّمَ ٱللَّهُ إِلَّا بِٱلۡحَقِّۗ
وَمَن قُتِلَ مَظۡلُومٗا فَقَدۡ جَعَلۡنَا لِوَلِيِّهِۦ سُلۡطَٰنٗا فَلَا يُسۡرِف فِّي
ٱلۡقَتۡلِۖ إِنَّهُۥ كَانَ مَنصُورٗا ٣٣ وَلَا تَقۡرَبُواْ مَالَ ٱلۡيَتِيمِ إِلَّا بِٱلَّتِي
هِيَ أَحۡسَنُ حَتَّىٰ يَبۡلُغَ أَشُدَّهُۥۚ وَأَوۡفُواْ بِٱلۡعَهۡدِۖ إِنَّ ٱلۡعَهۡدَ كَانَ
مَسۡـُٔولٗا ٣٤ وَأَوۡفُواْ ٱلۡكَيۡلَ إِذَا كِلۡتُمۡ وَزِنُواْ بِٱلۡقِسۡطَاسِ ٱلۡمُسۡتَقِيمِۚ
ذَٰلِكَ خَيۡرٞ وَأَحۡسَنُ تَأۡوِيلٗا ٣٥ وَلَا تَقۡفُ مَا لَيۡسَ لَكَ بِهِۦ عِلۡمٌۚ إِنَّ
ٱلسَّمۡعَ وَٱلۡبَصَرَ وَٱلۡفُؤَادَ كُلُّ أُوْلَٰٓئِكَ كَانَ عَنۡهُ مَسۡـُٔولٗا ٣٦
وَلَا تَمۡشِ فِي ٱلۡأَرۡضِ مَرَحًاۖ إِنَّكَ لَن تَخۡرِقَ ٱلۡأَرۡضَ وَلَن تَبۡلُغَ
ٱلۡجِبَالَ طُولٗا ٣٧ كُلُّ ذَٰلِكَ كَانَ سَيِّئُهُۥ عِندَ رَبِّكَ مَكۡرُوهٗا ٣٨



(28) Por nëse nuk jep, për shkak të mospasjes, duke pritur derisa Allahu të ta hapë mundësinë e rrizkut (pasurisë) për këtë, atëherë thuaju atyre fjalë (ngushëlluese) të ngrohta e të përzemërta, duke u lutur për ta që t'u shtohet rrizku (furnizimi) ose duke premtuar se do t'u japësh sapo Allahu të të ketë furnizuar me ndonjë pasuri.

(29) Megjithatë, ti as mos e shtrëngo dorën tënde në dhënien e lëmoshës, por as mos e lësho atë në dhënie (të tepruar), që të mos të mbetesh i përbuzur, që njerëzit të përbuzin për shkak të koprracisë nëse do e shtrëngoje dorën në dhënien e lëmoshës, e të mos mbetesh duarbosh, për shkak të teprimit në dhënie, duke mos patur më asgjë për të dhënë.

(30) Zoti yt, rrizkun (pasurinë) ia zgjeron kujt të dëshirojë, si dhe ia ngushton atë kujt të dëshirojë, sipas një Urtësie Absolute. Ai është shumë i Mirëinformuar në lidhje me robërit e Vet dhe Vështrues i tyre, duke mos u fshehur asgjë prej Tij, prandaj Ai e merr Vendimin ndaj tyre si të dëshirojë.

(31) Mos i vrisni fëmijët tuaj (me aborte e vrasje) nga frika prej varfërisë në të ardhmen, nëse ju do të shpenzonit për ta, pasi e marrim Ne përgjegjësinë e furnizimit të tyre, bashkë me përgjegjësinë edhe të furnizimit tuaj. Nëse do t'i vrisnit (me aborte a vrasje), ju atëherë do kryenit një gjynah shumë të madh, pasi ata nuk kanë bërë asnjë gjynah dhe asgjë që e meritojnë të vriten.

(32) Ruajuni prej zinasë (imoralitetit), madje largojuni prej çdo gjëje që e nxit atë (e ndiheni të tunduar), pasi ajo është vepër pabarimisht e shëmtuar, si dhe një rrugë e keqe që përveçse sjell degjenerimin e prejardhjes, sjell edhe dënimin e Allahut.

(33) Mos e vrisni njeriun, të cilit Allahu ia ka garantuar jetën, për shkak të besimit apo sigurisë, përveç nëse ai do ta meritonte ligjërisht të vritej e që Islami e ka bërë të qartë. Nëse dikush vritet padrejtësisht, pa bërë asnjë faj që do të lejonte vrasjen e tij, atëherë përgjegjësit të tij trashëgues i kemi dhënë të drejtën që të kërkojë hakun (drejtësinë) kundrejt vrasësit: duke kërkuar që vrasësi të ekzekutohet, si kisas (vënie drejtësie) ndaj tij, ose duke kërkuar që të falet pa asnjë dëmshpërblim, ose duke kërkuar që ai të falet kundrejt dijjes (shpagimit të gjakut), por që atij nuk i lejohet që ta tejkalojë kufirin që Allahu e ka vendosur për këtë, si p.sh: me masakrimin e vrasësit, me vrasjen e tij në një mënyrë tjetër nga vrasja që ai ka bërë, apo duke i vrarë dikë tjetër në vend të tij. Nëse teprohet ndaj tij, ai do të mbështetet e ndihmohet.

(34) Mos e shfrytëzoni pasurinë e atij fëmije, të cilit i ka vdekur babai (duke e lënë jetim), përveç nëse kjo është në interes të tijin, për t'ia investuar apo ruajtur derisa të arrijë moshën e pjekurisë së plotë mendore. Përmbajuni marrëveshjes që ekziston mes jush dhe Allahut apo mes jush dhe robve të Tij, duke mos e shkelur e as lënë prej saj mangët, pasi Allahu ka për ta pyetur në Ditën e Gjykimit atë që ka lidhur marrëveshje, se a i është përmbajtur asaj, e ta shpërblejë, apo e ka shkelur atë, e ta ndëshkojë.

(35) Plotësojeni masën (kupën) kur ju të masni me të për të tjerët, duke mos pakësuar prej saj, si dhe peshoni me një peshore të drejtë, e cila nuk mangëson e nuk ju pakëson, pasi kjo mbajtje drejtësie në masë dhe peshore është në të mirën tuaj si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër dhe ka përfundim më të mirë sesa përfitimi duke mangësuar në masa dhe peshore.

(36) Mos e ndiq, o bir i Ademit, atë për të cilën ti nuk ke dije rreth saj, duke ndjekur kështu hamendësimet dhe paragjykimet, pasi njeriu do të japë llogari për çdo gjë që ka perceptuar me përdorimin e dëgjimit, shikimit dhe zemrës(me mendjen), qoftë për mirë apo për keq, duke u shpërblyer për të mirën apo ndëshkuar për të keqen.

(37) Mos ec nëpër Tokë me mendjemadhësi e krekosje, sepse nëse ti ecën me fodullëk, nuk ke për të çarë me të as Tokën (aq më pak të hapësh zemrat e mbyllura) e nuk ke për të arritur me të as lartësinë e maleve (aq më pak lartësinë e Xhenetit)! Atëherë, ç'të shërben kjo mendjemadhësi?!

(38) Të gjitha këto të këqija që u përmendën më sipër, janë të ndaluara nga Zoti yt, o njeri, dhe Allahu nuk është i kënaqur me këdo që i vepron ato, madje e urren atë.

## Mësime nga ajetet:

- Morali i lartë është që t'u kthehet përgjigjja të afërmve me dashamirësi dhe duke u premtuar atyre gjëra të mira, për shembull, që do të ndihmohen sapo të lehtësohet gjendja, si dhe duke u kërkuar ndjesë për gjëra të pranueshme.
- Allahu është më i mëshirshëm ndaj fëmijëve sesa prindërit e tyre, kështu që Ai i ndalon prindërit që ata t'i vrasin dhe abortojnë fëmijët e tyre nga frika e varfërisë dhe mjerimit, duke marrë përsipër furnizimin e të gjithëve.
- Ajeti na mëson se e drejta për të kërkuar drejtësi për të vrarin i përket përgjegjësit, kështu që vrasësi mund të ekzekutohet vetëm pasi të ketë dhënë leje për këtë vetë përgjegjësi. Nëse ai e fal vrasësin, atëherë edhe ekzekutimi anulohet.
- Prej dashamirësisë dhe mëshirës ndaj jetimit, Allahu dha urdhër që përgjegjësit e tij ta mbrojnë atë, pasurinë, interesin dhe investimin e tij, derisa jetimi të arrijë moshën e aftësisë së tij.

ذَٰلِكَ مِمَّآ أَوۡحَىٰٓ إِلَيۡكَ رَبُّكَ مِنَ ٱلۡحِكۡمَةِۗ وَلَا تَجۡعَلۡ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا
ءَاخَرَ فَتُلۡقَىٰ فِي جَهَنَّمَ مَلُومٗا مَّدۡحُورًا ٣٩ أَفَأَصۡفَىٰكُمۡ رَبُّكُم
بِٱلۡبَنِينَ وَٱتَّخَذَ مِنَ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ إِنَٰثًاۚ إِنَّكُمۡ لَتَقُولُونَ قَوۡلًا عَظِيمٗا ٤٠
وَلَقَدۡ صَرَّفۡنَا فِي هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانِ لِيَذَّكَّرُواْ وَمَا يَزِيدُهُمۡ إِلَّا نُفُورٗا ٤١
قُل لَّوۡ كَانَ مَعَهُۥٓ ءَالِهَةٞ كَمَا يَقُولُونَ إِذٗا لَّٱبۡتَغَوۡاْ إِلَىٰ ذِي ٱلۡعَرۡشِ سَبِيلٗا
٤٢ سُبۡحَٰنَهُۥ وَتَعَٰلَىٰ عَمَّا يَقُولُونَ عُلُوّٗا كَبِيرٗا ٤٣ تُسَبِّحُ لَهُ ٱلسَّمَٰوَٰتُ
ٱلسَّبۡعُ وَٱلۡأَرۡضُ وَمَن فِيهِنَّۚ وَإِن مِّن شَيۡءٍ إِلَّا يُسَبِّحُ بِحَمۡدِهِۦ وَلَٰكِن
لَّا تَفۡقَهُونَ تَسۡبِيحَهُمۡۚ إِنَّهُۥ كَانَ حَلِيمًا غَفُورٗا ٤٤ وَإِذَا قَرَأۡتَ
ٱلۡقُرۡءَانَ جَعَلۡنَا بَيۡنَكَ وَبَيۡنَ ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡأٓخِرَةِ حِجَابٗا
مَّسۡتُورٗا ٤٥ وَجَعَلۡنَا عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ أَكِنَّةً أَن يَفۡقَهُوهُ وَفِيٓ ءَاذَانِهِمۡ
وَقۡرٗاۚ وَإِذَا ذَكَرۡتَ رَبَّكَ فِي ٱلۡقُرۡءَانِ وَحۡدَهُۥ وَلَّوۡاْ عَلَىٰٓ أَدۡبَٰرِهِمۡ نُفُورٗا ٤٦
نَّحۡنُ أَعۡلَمُ بِمَا يَسۡتَمِعُونَ بِهِۦٓ إِذۡ يَسۡتَمِعُونَ إِلَيۡكَ وَإِذۡ هُمۡ نَجۡوَىٰٓ
إِذۡ يَقُولُ ٱلظَّٰلِمُونَ إِن تَتَّبِعُونَ إِلَّا رَجُلٗا مَّسۡحُورًا ٤٧ ٱنظُرۡ
كَيۡفَ ضَرَبُواْ لَكَ ٱلۡأَمۡثَالَ فَضَلُّواْ فَلَا يَسۡتَطِيعُونَ سَبِيلٗا ٤٨
وَقَالُوٓاْ أَءِذَا كُنَّا عِظَٰمٗا وَرُفَٰتًا أَءِنَّا لَمَبۡعُوثُونَ خَلۡقٗا جَدِيدٗا ٤٩



(39) Këto urdhërime, ndalime e dispozita që sqaruam, janë pjesë e Urtësisë (Kur'anit), që Zoti yt shpalli për ty, o njeri. Prandaj mos adhuro asnjë zot të rremë bashkë me Allahun, që në Ditën e Gjykimit të mos hidhesh në Xhehenem i fajësuar; do do të fajësojë vetja e do të të fajësojnë edhe njerëzit, e do të jesh prej të përjashtuarve nga çdo e mirë.

(40) Ju, – idhujtarë, që thoni se engjëjt janë bijat e Allahut! A mos, vallë, juve ju paska veçuar Zoti juaj me pasjen e djemve, ndërsa Ai për Vete i paska engjëjt bija?! I Lartësuar qoftë Allahu prej asaj që ju thoni! Vërtet që ju jeni duke thënë ndaj Allahut të Lartësuar një fjalë në kulmin e shëmtisë, duke trilluar se Ai ka fëmijë dhe pretenduar se Ai ka vajza, si vazhdim i kufrit (mohimit) tuaj ndaj Tij.

(41) Vërtet që në këtë Kuran, Ne kemi sqaruar dispozita, këshilla dhe shembuj, në atë mënyrë që njerëzit të përfitojnë prej tyre, t'i kryejnë ato vepra që janë të dobishme e të heqin dorë prej veprave që janë të dëmshme, mirëpo disave që perceptimi i tyre u është përmbysur (e i marrin gjërat në të kundërtën e tyre), këto (që u shpallën) nuk u shtojnë atyre asgjë, përveçse largim prej së Vërtetës dhe urrejtje ndaj saj.

(42) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë: "Nëse do të kishte krahas Allahut edhe zota të tjerë që do e meritonin të adhuroheshin, ashtu siç ata pretendojnë, duke shpifur e gënjyer, atëherë ata zota të pretenduar do të kishin synuar Allahun - Zotëruesin e Arshit, duke kërkuar rrugë (e mënyra) për mposhtjen e Tij nga Pushtetit i Vet, si dhe do të bënin duel për të.

(43) I Pastër e i Shenjtëruar qoftë Allahu i Lëvduar nga ajo që idhujtarët ia mveshin Atij, si dhe i Lartësuar qoftë me një lartësi supreme prej asaj që ata thonë!

(44) Lartësinë e Tij e tregojnë qiejt, e tregon Toka dhe e tregojnë të gjitha krijesat, madje nuk ekziston asgjë që të mos tregojë Qenien e Tij Sublime, si të ishin duke i shprehur lavdërim ndaj Tij, mirëpo ju nuk e kuptoni dot se si ato e tregojnë lartësimin e Tij, pasi ju kuptoni vetëm atë që e shpreh lartësimin e Tij në gjuhët tuaja. Ai (Qoftë i Lartmadhëruar!), është i Butë e nuk nxitohet në ndëshkim, si dhe Gjynahfalës për këdo që kthehet tek Ai i penduar.

(45) Kur ti, o i Dërguar, e lexon Kuranin dhe ata i dëgjojnë urdhrat dhe porositë e tij, mes teje dhe atyre që nuk e besojnë Ditën e Gjykimit, Ne vendosim një perde (të padukshme) ndarëse, që i pengon ata ta kuptojnë Kuranin, si ndëshkim për ta, për shkak të mospranimit të tyre.

(46) Kështu që mbi zemrat (e mendjet) e tyre kemi vënë mbulesë, që të mos e kuptojnë atë, ashtu sikurse edhe veshët e tyre i bëmë të bllokuar, në mënyrë që të mos e dëgjojnë Kuranin duke e kuptuar. Madje, edhe nëse do t'ua përmendje atyre Zotin tënd në Kuran, të Njësuar, duke mos përmendur asgjë në lidhje me zotat e tyre të rremë, ata kthehen nga majat thembrat, duke u larguar edhe më larg kthjelltësisë së Teuhidit (Njësimit) të Allahut.

(47) Ne e dimë shumë më mirë arsyen pse paria e tyre e dëgjojnë Kuranin. Ata nuk kanë për qëllim që të udhëzohen nëpërmjet tij, por ata dëshirojnë që ta përçmojnë e shpërfillin atë sapo ti të fillosh leximin tënd. Ashtu sikurse Ne e dimë shumë më mirë se çfarë përshpërisin ata me njëri-tjetrin në fshehtësi në lidhje me të, se si ta mohonin e t'i pengonin njerëzit prej tij, aq sa keqbërësit mohues (në fund) thanë: - "Ju, o njerëz, po ndiqni vetëm se një njeri, të cilit i është bërë magji e i është turbulluar mendja."

(48) Shikoji, o i Dërguar, se si ata, duke u përpjekur të të etiketojnë ty me cilësi të ndryshme ofenduese, mbetën vetë të devijuar, duke e humbur kështu sapo e gjetën Rrugën e së Vërtetës.

(49) Duke e mohuar ringjalljen, thonë: "A mos, vallë, pasi të kemi vdekur e të jemi bërë eshtra dhe trupat tanë të jenë tretur, paskemi për t'u ringjallur në një krijim të ri?! Gjë e pamundur!"

## Mësime nga ajetet:

- Pretendimi se engjëjt janë vajzat e Allahut është një shpifje e madhe ndaj Allahut dhe një fjalë, gjynahu i së cilës është i jashtëzakonshëm tek Allahu.
- Shumicës së njerëzve, ajetet e Kuranit u shtojnë veçse mllefin, për shkak të urrejtjes që kanë ndaj së Vërtetës dhe dashurisë që kanë për të kotën, në të cilën janë.
- Nuk ekziston asnjë krijim në qiej dhe në Tokë e që të mos i bëjë tesbih (lartësim) Allahut të Lartësuar, me mënyrën e vet falënderuese, prandaj njeriu duhet që të mos mbetet prapa tyre në bërjen tesbih (duke shprehur lartësim) ndaj Allahut.
- Prej butësisë që ka Allahu ndaj robve të Vet, Ai nuk ua përshpejton atyre dënimin për moskujdesin e tyre dhe për të këqijat që ata bëjnë, se mëshira e Tij e ka tejkaluar zemërimin e Tij.

نصف الحزب ٢٩

۞ قُلۡ كُونُواْ حِجَارَةً أَوۡ حَدِيدًا ﴿٥٠﴾ أَوۡ خَلۡقٗا مِّمَّا يَكۡبُرُ فِي
صُدُورِكُمۡۚ فَسَيَقُولُونَ مَن يُعِيدُنَاۖ قُلِ ٱلَّذِي فَطَرَكُمۡ أَوَّلَ مَرَّةٖۚ
فَسَيُنۡغِضُونَ إِلَيۡكَ رُءُوسَهُمۡ وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هُوَۖ قُلۡ عَسَىٰٓ أَن
يَكُونَ قَرِيبٗا ﴿٥١﴾ يَوۡمَ يَدۡعُوكُمۡ فَتَسۡتَجِيبُونَ بِحَمۡدِهِۦ وَتَظُنُّونَ
إِن لَّبِثۡتُمۡ إِلَّا قَلِيلٗا ﴿٥٢﴾ وَقُل لِّعِبَادِي يَقُولُواْ ٱلَّتِي هِيَ أَحۡسَنُۚ
إِنَّ ٱلشَّيۡطَٰنَ يَنزَغُ بَيۡنَهُمۡۚ إِنَّ ٱلشَّيۡطَٰنَ كَانَ لِلۡإِنسَٰنِ عَدُوّٗا
مُّبِينٗا ﴿٥٣﴾ رَّبُّكُمۡ أَعۡلَمُ بِكُمۡۖ إِن يَشَأۡ يَرۡحَمۡكُمۡ أَوۡ إِن يَشَأۡ
يُعَذِّبۡكُمۡۚ وَمَآ أَرۡسَلۡنَٰكَ عَلَيۡهِمۡ وَكِيلٗا ﴿٥٤﴾ وَرَبُّكَ أَعۡلَمُ
بِمَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۗ وَلَقَدۡ فَضَّلۡنَا بَعۡضَ ٱلنَّبِيِّـۧنَ عَلَىٰ
بَعۡضٖۖ وَءَاتَيۡنَا دَاوُۥدَ زَبُورٗا ﴿٥٥﴾ قُلِ ٱدۡعُواْ ٱلَّذِينَ زَعَمۡتُم مِّن
دُونِهِۦ فَلَا يَمۡلِكُونَ كَشۡفَ ٱلضُّرِّ عَنكُمۡ وَلَا تَحۡوِيلًا ﴿٥٦﴾ أُوْلَٰٓئِكَ
ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ يَبۡتَغُونَ إِلَىٰ رَبِّهِمُ ٱلۡوَسِيلَةَ أَيُّهُمۡ أَقۡرَبُ
وَيَرۡجُونَ رَحۡمَتَهُۥ وَيَخَافُونَ عَذَابَهُۥٓۚ إِنَّ عَذَابَ رَبِّكَ كَانَ
مَحۡذُورٗا ﴿٥٧﴾ وَإِن مِّن قَرۡيَةٍ إِلَّا نَحۡنُ مُهۡلِكُوهَا قَبۡلَ يَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ
أَوۡ مُعَذِّبُوهَا عَذَابٗا شَدِيدٗاۚ كَانَ ذَٰلِكَ فِي ٱلۡكِتَٰبِ مَسۡطُورٗا ﴿٥٨﴾



(50) Thuaju, o i Dërguar: “Madje, edhe në qofshi prej guri apo prej hekuri, për shkak të rezistencës dhe forcës që mendoni se ato kanë, nëse kjo do ishte e mundur për ju!

(51) Apo prej çfarëdo krijese tjetër, që ju mendoni se është akoma edhe më e fuqishme se këto, përsëri ka për t’ju rikthyer Allahu, ashtu siç ju bëri në fillim (para se të ishit) dhe ka për t’ju ringjallur ashtu siç ju krijoi herën e parë.” Kundërshtuesit nga ata do thonë: “Kush paska për të na rikthyer në jetë, pasi të kemi vdekur?!” Thuaju: “Ka për t’ju rikthyer Ai që ju pati krijuar edhe herën e parë, në forma që nuk ekzistonin kurrë.” Ata do të tundin kokat e tyre në shenjë talljeje (për të treguar se edhe kësaj ia gjete një përgjigje) dhe, duke u larguar, do të thonë: “Kur na qenka ky rikthim (në jetë)?!” Thuaju: “Ndoshta është afër. Në fakt, çdo gjë që vjen është afër.”

(52) Atë ditë kur Allahu t’ju thërrasë për tek Fusha e Mahsherit (Tubimit), ju keni për t’ju përgjigjur Atij të nënshtruar ndaj Urdhrit të Tij, e madje edhe duke i shprehur Atij lëvdata. Atë Ditë do ta kuptoni se në jetën e kësaj bote keni qëndruar vetëm se pak kohë.

(53) Thuaju, o i Dërguar, robve të Mi që më kanë besuar, të zgjedhin fjalët më të mira kur të diskutojnë(me njerëzit), duke iu larguar çdo fjale të keqe e zemëruese, pasi shejtani e shfrytëzon atë, duke futur në mes tyre ngatërresa, prej të cilave u shkatërrohet jeta e kësaj bote dhe e Botës Tjetër. Vërtet që shejtani është armik i deklaruar i njeriut, prandaj ai duhet të ketë kujdes prej (manipulimeve të) tij.

(54) Zoti juaj, o njerëz, është më i Dituri rreth jush (edhe sesa ju për veten). Atij nuk i fshihet asgjë e juaja. Nëse Ai dëshiron që t’ju mëshirojë, ju mëshiron, duke ju mundësuar të pranoni besimin dhe të bëni vepra të mira përmirësuese; dhe nëse Ai dëshiron që t’ju dënojë, ju dënon, duke ju lënë jashtë besimit e duke jua marrë shpirtrat ndërkohë që jeni mohues. Ty, o Muhamed, nuk të kemi dërguar që të jesh kujdestar mbi ta, as për t’i detyruar që ta pranojnë Imanin (besimin), as për t’i penguar ata nga zgjedhja e kufrit (mohimit), e as që t’u bësh atyre llogarinë e punëve. Ti je vetëm se përcjellës i asaj që Allahu të ka urdhëruar ta përcjellësh.

(55) Madje Zoti yt, o i Dërguar, është më i Dituri edhe ndaj çdokujt që është në qiej e në Tokë, si dhe më i Dijshmi (edhe sesa ata vetë) për gjendjen e tyre, si dhe çfarë ata meritojnë. Ashtu si disa prej profetëve i vlerësuam mbi disa të tjerë, me ndjekës të shumtë e me zbritjen e Librave, edhe Daudit i dhamë Zeburin.

(56) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë (që i hyjnizojnë engjëjt, profetët apo evlijatë): “Lutini, o idhujtarë, ata që ju i shenjtëroni e mendoni se e meritojnë lutjen e adhurimin përveç Allahut, sapo juve t’ju bjerë ndonjë e keqe dhe do ta shihni se ata nuk kanë në dorë asgjë: as që ta largojnë të keqen prej jush dhe as që t’ia lëshojnë atë dikujt tjetri përveç jush, për shkak të pamundësisë së tyre, prandaj kush nuk ka mundësi për të bërë diçka, nuk mund të jetë Ilah (që e meriton të adhurohet apo t’i drejtohet lutja).

(57) Përkundrazi, të tillët (engjëj, profetë dhe evlija) që këta idhujtarë po i lusin në vend të Allahut (që t’u bëhen ndërmjetësues për t’i afruar tek Ai), edhe ata vetë dëshirojnë që të afrohen tek Ai (Krijuesi i tyre), por vetëm nëpërmjet veprave të mira dhe duke garuar se cili prej tyre do të jetë më afër Tij nëpërmjet devotshmërisë, me shpresë se Ai ka për t’i mëshiruar dhe me frikë se mos ka për t’i dënuar. Vërtet që dënimit të Zotit tënd, o i Dërguar, është për t’iu ruajtur.

(58) Nuk ka asnjë fshat a qytet të banuar nga jobesimtarët, që Ne të mos lëshojmë mbi të dënimin dhe shkatërrimin që në jetën e kësaj bote, për shkak të mohimit të tyre. Njherësh Ne i sprovojmë ata me një dënim të ashpër, me vrasje a diçka tjetër. Ky shkatërrim dhe dënim tashmë është caktuar dhe shkruar në Leuhi Mahfudh (Librin e Dijes së Ruajtur).

### Mësime nga ajetet:

- Të folurit mirë është virtyt me vlerë dhe vepër e devotshme, pasi kush ka nën kontroll gjuhën e vet, ka nën kontroll të gjitha punët e veta.
- Allahu edhe te profetët ka vlerësuar disa mbi disa të tjerë, për shkaqe që i di Ai dhe me urtësinë e Vet.
- Allahu dëshiron për robërit e Vet vetëm atë që është më e mira për ta dhe i urdhëron ata vetëm për diçka që është në interes të tyre.
- Shenja dalluese që e tregon dashurinë e Allahut ndaj një robi është kur ai përpiqet që me çdo punë që bën të afrohet edhe më shumë tek Allahu, si dhe garon për këtë me të tjerët, se kush prej tyre do të mund të jetë më pranë Tij, nëpërmjet sinqeritetit për Allahun, bashkë me thirrjen e tyre për këtë.

وَمَا مَنَعَنَآ أَن نُّرۡسِلَ بِٱلۡأٓيَٰتِ إِلَّآ أَن كَذَّبَ بِهَا ٱلۡأَوَّلُونَۚ
وَءَاتَيۡنَا ثَمُودَ ٱلنَّاقَةَ مُبۡصِرَةٗ فَظَلَمُواْ بِهَاۚ وَمَا نُرۡسِلُ بِٱلۡأٓيَٰتِ
إِلَّا تَخۡوِيفٗا ٥٩ وَإِذۡ قُلۡنَا لَكَ إِنَّ رَبَّكَ أَحَاطَ بِٱلنَّاسِۚ وَمَا جَعَلۡنَا
ٱلرُّءۡيَا ٱلَّتِيٓ أَرَيۡنَٰكَ إِلَّا فِتۡنَةٗ لِّلنَّاسِ وَٱلشَّجَرَةَ ٱلۡمَلۡعُونَةَ
فِي ٱلۡقُرۡءَانِۚ وَنُخَوِّفُهُمۡ فَمَا يَزِيدُهُمۡ إِلَّا طُغۡيَٰنٗا كَبِيرٗا ٦٠
وَإِذۡ قُلۡنَا لِلۡمَلَٰٓئِكَةِ ٱسۡجُدُواْ لِأٓدَمَ فَسَجَدُوٓاْ إِلَّآ إِبۡلِيسَ
قَالَ ءَأَسۡجُدُ لِمَنۡ خَلَقۡتَ طِينٗا ٦١ قَالَ أَرَءَيۡتَكَ هَٰذَا ٱلَّذِي
كَرَّمۡتَ عَلَيَّ لَئِنۡ أَخَّرۡتَنِ إِلَىٰ يَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ لَأَحۡتَنِكَنَّ
ذُرِّيَّتَهُۥٓ إِلَّا قَلِيلٗا ٦٢ قَالَ ٱذۡهَبۡ فَمَن تَبِعَكَ مِنۡهُمۡ فَإِنَّ
جَهَنَّمَ جَزَآؤُكُمۡ جَزَآءٗ مَّوۡفُورٗا ٦٣ وَٱسۡتَفۡزِزۡ مَنِ ٱسۡتَطَعۡتَ
مِنۡهُم بِصَوۡتِكَ وَأَجۡلِبۡ عَلَيۡهِم بِخَيۡلِكَ وَرَجِلِكَ وَشَارِكۡهُمۡ
فِي ٱلۡأَمۡوَٰلِ وَٱلۡأَوۡلَٰدِ وَعِدۡهُمۡۚ وَمَا يَعِدُهُمُ ٱلشَّيۡطَٰنُ إِلَّا
غُرُورًا ٦٤ إِنَّ عِبَادِي لَيۡسَ لَكَ عَلَيۡهِمۡ سُلۡطَٰنٞۚ وَكَفَىٰ
بِرَبِّكَ وَكِيلٗا ٦٥ رَّبُّكُمُ ٱلَّذِي يُزۡجِي لَكُمُ ٱلۡفُلۡكَ فِي
ٱلۡبَحۡرِ لِتَبۡتَغُواْ مِن فَضۡلِهِۦٓۚ إِنَّهُۥ كَانَ بِكُمۡ رَحِيمٗا ٦٦



59 Ne nuk e lamë për tjetër zbritjen e mrekullive konkrete, të cilat i kërkuan idhujtarët, si: ringjallja e të vdekurve etj., që do e tregonin (dukshëm) Vërtetësinë e të Dërguarit, vetëm se pasi Ne i patëm zbritur ato tek popujt e mëparshëm dhe ata i patën mohuar, siç i dhamë popullit të Themudit një mrekulli të madhe e të qartë, devenë, por ata e mohuan dhe kështu atyre iu përshpejtua dënimi. Ne i dërgojmë mrekullitë nëpërmjet të dërguarve vetëm si frikësim ndaj popujve të tyre, në mënyrë që ata të nënshtrohen (ndaj Zotit).

60 Megjithatë, përkujto, o i Dërguar, kur Ne të thamë ty: "Vërtet që Zoti yt i ka përfshirë të gjithë njerëzit me fuqinë e Vet dhe se të gjithë ata janë në grushtin e Tij. Prandaj Allahu të mbron ty prej tyre, kështu që përcille atë për të cilën je urdhëruar ta përcjellësh. Ajo që të kemi mundësuat ty që ta shikosh me sytë e tu në Natën e Israsë, ishte vetëm një provim për (të sprovuar besimin) njerëzit: nëse kanë për ta besuar apo kanë për ta mohuar atë?! Edhe përmendjen në Kuran të Pemës së Zekumit, si një pemë që do të mbijë në thellësi të Skëterrës, Ne nuk e bëmë për tjetër, vetëm se si provë ndaj tyre, pasi nëse ata nuk i konsiderojnë këto të dyja (Miraxhin dhe Pemën e Zekumit), atëherë nuk kanë për t'i besuar as mrekullive të tjera. Prandaj Ne duam t'i frikësojmë ata me zbritjen e këtyre mrekullive, por edhe zbritja e tyre, atyre është duke u shtuar vetëm se thellim në mohimin e tyre dhe vazhdim edhe më tej në humbje.

61 Përkujto, o i Dërguar, kur Ne u thamë engjëjve: "Bini në sexhde për Ademin, si vepër nderuese dhe jo adhuruese!" Të gjithë e zbatuan urdhrin, duke rënë për të në sexhde. Por Iblisi me mendjemadhësi refuzoi që të binte për të në sexhde, duke thënë: "A t'i bie në sexhde atij të cilin e krijove prej balte, ndërsa mua më krijove prej zjarrit, pra, kur unë jam më i nderuar se ai?!"

62 Pastaj Iblisi i tha Zotit të vet: "A e shikon këtë krijesë të cilën Ti e ke nderuar mbi mua, duke më urdhëruar që t'i bie në sexhde?! Nëse Ti mua më jep afat për të jetuar në dynja deri në fund të kohës, unë kam për t'i devijuar pasardhësit e tij dhe kam për t'i humbur prej Rrugës Tënde të Drejtë, përveç një pakice të tyre, të cilët ke për t'i ruajtur Ti e që janë robërit e Tu të sinqertë "(besnikë ndaj Teje).

63 Atëherë, Zoti i tha: "Vazhdo, se ti dhe kushdo që të ndjek ty prej tyre, ka për të marrë si shpërblim vetëm Xhehenemin, si ndëshkim i mjaftueshëm dhe i plotë për veprat tuaja.

64 Prandaj tërhiqe, nëpërmjet zërit tënd dehës, këdo që do mund ta tundosh prej tyre, për në gjynahe, si edhe gërthitu atyre me kalorësinë dhe këmbësorinë tënde, që thërrasin për bindje ndaj teje. Pastaj shoqëroji ata në pasurinë e tyre, duke ua hijeshuar çdo shpërdorim të saj në atë që bie ndesh me besimin, madje shoqëroji edhe në fëmijët e tyre, duke bërë që t'i pretendojnë me gënjeshtra, t'i lindin nëpërmjet imoralitetit, t'ua kushtojnë të tjerëve përveç Allahut etj., si dhe hijeshojua atyre premtimet e rreme dhe shpresat e kota! Shejtani u premton veçse premtime të rreme, që i mashtrojnë.

65 Ndërsa ndaj robve të Mi besimtarë, që bëjnë veprat që ua kam urdhëruar, ti, o Iblis, nuk do të kesh asnjë pushtet, pasi Allahu ka për ta larguar prej tyre të keqen tënde dhe Allahu është i mjaftueshëm për atë që i mbështetet Atij në çështjet e jetës së vet".

66 Zoti juaj, o njerëz, është Ai që ua vuri nën shërbim edhe anijet që lundrojnë në det, me shpresë se do të kërkoni furnizim prej Tij nëpërmjet fitimeve të tregtisë etj. Ai është i Mëshirshëm ndaj jush me vënien në shërbimin tuaj të këtyre mjeteve.

**Mësime nga ajetet:**

- Prej mëshirës së Allahut ndaj njerëzve është edhe moszbritja e mrekullive të cilat i kërkuan mohuesit, në mënyrë që të mos u përshpejtohej atyre ndëshkimi, nëse do t'i kishin mohuar.
- Allahu i vuri në sprovë njerëzit nëpërmjet shejtanit, i cili nëpërmjet fjalëve dhe veprave të tij, është thirrës i tyre për bërjen gjynahe ndaj Allahut.
- Prej formave të pjesëmarrjes së shejtanit në jetën, pasurinë dhe fëmijët e tij është edhe mospërmendja e Allahut duke thënë: Bismilah (Me Emrin e Allahut), para se të hyhet në shtëpi, para se të fillohet ushqimi, pirja apo marrëdhëniet intime mes bashkëshortëve, si dhe mos edukimi i fëmijëve sipas besimit në Allah.

وَإِذَا مَسَّكُمُ ٱلضُّرُّ فِي ٱلْبَحْرِ ضَلَّ مَن تَدْعُونَ إِلَّآ إِيَّاهُ فَلَمَّا
نَجَّىٰكُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ أَعْرَضْتُمْ وَكَانَ ٱلْإِنسَٰنُ كَفُورًا ٦٧ أَفَأَمِنتُمْ
أَن يَخْسِفَ بِكُمْ جَانِبَ ٱلْبَرِّ أَوْ يُرْسِلَ عَلَيْكُمْ حَاصِبًا ثُمَّ
لَا تَجِدُوا۟ لَكُمْ وَكِيلًا ٦٨ أَمْ أَمِنتُمْ أَن يُعِيدَكُمْ فِيهِ تَارَةً
أُخْرَىٰ فَيُرْسِلَ عَلَيْكُمْ قَاصِفًا مِّنَ ٱلرِّيحِ فَيُغْرِقَكُم بِمَا كَفَرْتُمْ
ثُمَّ لَا تَجِدُوا۟ لَكُمْ عَلَيْنَا بِهِۦ تَبِيعًا ٦٩ ۞ وَلَقَدْ كَرَّمْنَا بَنِىٓ ثلاثة أرباع الحزب ٢٩
ءَادَمَ وَحَمَلْنَٰهُمْ فِى ٱلْبَرِّ وَٱلْبَحْرِ وَرَزَقْنَٰهُم مِّنَ ٱلطَّيِّبَٰتِ
وَفَضَّلْنَٰهُمْ عَلَىٰ كَثِيرٍ مِّمَّنْ خَلَقْنَا تَفْضِيلًا ٧٠ يَوْمَ نَدْعُوا۟
كُلَّ أُنَاسٍۭ بِإِمَٰمِهِمْ فَمَنْ أُوتِىَ كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ فَأُو۟لَٰٓئِكَ
يَقْرَءُونَ كِتَٰبَهُمْ وَلَا يُظْلَمُونَ فَتِيلًا ٧١ وَمَن كَانَ
فِى هَٰذِهِۦٓ أَعْمَىٰ فَهُوَ فِى ٱلْءَاخِرَةِ أَعْمَىٰ وَأَضَلُّ سَبِيلًا ٧٢ وَإِن
كَادُوا۟ لَيَفْتِنُونَكَ عَنِ ٱلَّذِىٓ أَوْحَيْنَآ إِلَيْكَ لِتَفْتَرِىَ
عَلَيْنَا غَيْرَهُۥ وَإِذًا لَّٱتَّخَذُوكَ خَلِيلًا ٧٣ وَلَوْلَآ أَن ثَبَّتْنَٰكَ
لَقَدْ كِدتَّ تَرْكَنُ إِلَيْهِمْ شَيْـًٔا قَلِيلًا ٧٤ إِذًا لَّأَذَقْنَٰكَ ضِعْفَ
ٱلْحَيَوٰةِ وَضِعْفَ ٱلْمَمَاتِ ثُمَّ لَا تَجِدُ لَكَ عَلَيْنَا نَصِيرًا ٧٥



(67) Kur juve, o idhujtarë, ju godet ndonjë fatkeqësi a diçka e padëshiruar (stuhi), ndërsa jeni duke lundruar në det, aq sa ju zë paniku (nga frika) prej shkatërrimit, aty nuk ju kujtohen më ata që ju i adhuroni në vend të Allahut, por ju kujtohet vetëm Allahu, të Cilit ju i përgjëroheni për shpëtim.
Por, pasi Ai ju përgjigjet dhe ju shpëton prej asaj që ju kishit frikë, duke ju nxjerrë në Tokë, ju hiqni dorë prej Njësimit dhe lutjes së Tij si Një e të Vetëm, duke u kthyer përsëri tek idhujt tuaj. Vërtet që njeriu është mosmirënjohës i Allahut.
(68) A mos, vallë, jeni të sigurtë, o idhujtarë, se, meqë Ai ju shpëtoi duke ju nxjerrë në Tokë, nuk do mundet Ai që ta bëjë atë të përpihet bashkë me ju?! Apo mos, vallë, jeni të sigurt se mbi ju nuk kanë për të rënë gurë prej qiellit, ashtu siç ranë si breshër mbi popullin e Lutit, e pastaj të mos gjeni asnjë mbrojtës prej shkatërrimit!
(69) Apo mos jeni të sigurt se Allahu nuk ka për t'ju kthyer edhe një herë në det, duke jua dërguar përsëri një erë të fuqishme e t'ju fundosë në të, për mosmirënjohjen që ju treguat herën e parë për Allahun, për shpëtimin që ju ka bërë?! Pas kësaj, ju të mos keni mundësi të gjeni ndonjë që do mund të ndërmjetësonte, duke kërkuar prej Nesh që t'ju ndihmonim kundër asaj që Ne bëmë ndaj jush.
(70) Vërtet që Ne i kemi nderuar pasardhësit e Ademit me mendjen dhe sexhden e engjëjve për babain e tyre e të ngjashme, si dhe u nënshtruam atyre gjithçka që i bart ata në Tokë, prej kafshëve dhe kuajve, si dhe që i bart ata edhe në det, prej anijeve, duke i furnizuar me të gjitha të mirat që mund të hahen, pihen ose u nevojiten. Madje, ata i nderuam duke u dhënë përparësi mbi shumë krijesa me një nderim madhështor, prandaj ata e kanë përgjegjësi që të tregohen mirënjohës për Allahun.
(71) Përkujto, o i Dërguar, Ditën kur secilën shoqëri kemi për ta thirrur bashkë me liderin e tyre (shpirtëror), të cilin ata e kanë konsideruar shembull referimi në jetën e dynjasë. Kujt i jepet libri i veprave të veta atë Ditë nga e djathta e vet, ata do t'i lexojnë librat e tyre duke qenë të lumtur dhe të tillëve nuk do t'u lihet asgjë mangët prej shpërblimit, madje edhe nëse vepra do të kishte qenë e vogël sa fija e hollë e farës që gjendet në hurmën arabe.
(72) Ndërsa kush ka qenë i verbër në arsye, në pranimin dhe dëgjueshmërinë e së Vërtetës gjatë jetës së kësaj bote, i tilli në Ditën e Kiametit do të jetë në një verbim akoma edhe më të fortë, pa asnjë mundësi ta gjejë Rrugën për në Xhenet, duke mbetur kështu më i humburi në lidhje me Rrugën e drejtë, pasi shpërblimi do të jetë ashtu si veprat.
(73) Madje, edhe ty, o i Dërguar, gati sa nuk të tërhoqën (në terrenin e vet) idhujtarët (duke të nxjerrë) prej (seriozitetit të) asaj që Ne të kemi shpallur në këtë Kuran, duke kërkuar që (të mos u ligjëroje nëpërmjet tij por) t'ua formuloje atyre (me fjalët e tua) në emrin Tonë një (ligjërim) tjetër nga ky, në mënyrë që (biseda) t'u përshtatej (pastaj) dëshirave të tyre, pasi vetëm pas kësaj, do të të kishin konsideruar të dashur.
(74) Sikur të mos ishte mirësia Jonë ndaj teje, duke të përforcuar (me argumentet e padiskutueshme të Kuranit) në të Vërtetën, ti gati do të kishe anuar pak nga ajo (ndryshimi i strukturës së argumentimit) që ata të parashtruan, (duke rënë kështu në grackën e tyre të diskutimit dhe) duke u përputhur me ta (në bisedë), për shkak të mashtrimit dhe intrigës së tyre, si dhe dëshirës së madhe që t'i kishe që ata të të besonin, mirëpo Ne të mbrojtëm ty nga ky anim ndaj tyre.
(75) Nëse ti do ta kishe bërë atë që ata kërkuan prej teje (lënien e të folurit me Kuran), atëherë ti do të kishe provuar dënimin Tonë të dyfishuar në jetën e kësaj bote dhe në Botën Tjetër, duke mos gjetur asnjë që do mund të të mbronte prej Nesh e që do mund të ta largonte dënimin.

## Mësime nga ajetet:

- Jobesimtarët gjithmonë do të përpiqen që t'ua ndryshojnë besimtarëve strukturën e argumentimit të tyre me Kuran, duke dëshiruar që ata të futen nëpër labirintet e bisedave shterpe.
- Çdo popull do të thirret për tek Shpalljet dhe Librat e tyre dhe do të pyeten nëse i kanë besuar dhe vepruar apo jo, pasi Allahu nuk dënon asnjë pa i shpalosur argumentet dhe ai t'i ketë kundërshtuar ato.
- Armiqësia e keqbërësve dhe mohuesve ndaj të dërguarve dhe trashëguesve të tyre, dijetarëve, është e hapur, për shkak të Vërtetës, të cilën ata bartin, e jo për shkak të atyre si individë.
- Allahu i Lartësuar e kishte mbrojtur nga rënia në gabim të Dërguarin ﷺ, qoftë për shkak të përballjes me ndonjë të keqe, apo të përballjes me ndonjë njeri. Ai e kishte përforcuar dhe udhëzuar që të ishte gjithmonë në Rrugën e Drejtë. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për trashëguesit e tij, dijetarët, aq sa ndjekja e tyre përputhet me Profetin ﷺ.

وَإِن كَادُوا۟ لَيَسْتَفِزُّونَكَ مِنَ ٱلْأَرْضِ لِيُخْرِجُوكَ مِنْهَا ۖ
وَإِذًا لَّا يَلْبَثُونَ خِلَٰفَكَ إِلَّا قَلِيلًا ٧٦ سُنَّةَ مَن قَدْ أَرْسَلْنَا
قَبْلَكَ مِن رُّسُلِنَا ۖ وَلَا تَجِدُ لِسُنَّتِنَا تَحْوِيلًا ٧٧ أَقِمِ
ٱلصَّلَوٰةَ لِدُلُوكِ ٱلشَّمْسِ إِلَىٰ غَسَقِ ٱلَّيْلِ وَقُرْءَانَ ٱلْفَجْرِ ۖ
إِنَّ قُرْءَانَ ٱلْفَجْرِ كَانَ مَشْهُودًا ٧٨ وَمِنَ ٱلَّيْلِ فَتَهَجَّدْ
بِهِۦ نَافِلَةً لَّكَ عَسَىٰٓ أَن يَبْعَثَكَ رَبُّكَ مَقَامًا مَّحْمُودًا ٧٩
وَقُل رَّبِّ أَدْخِلْنِى مُدْخَلَ صِدْقٍ وَأَخْرِجْنِى مُخْرَجَ صِدْقٍ
وَٱجْعَل لِّى مِن لَّدُنكَ سُلْطَٰنًا نَّصِيرًا ٨٠ وَقُلْ جَآءَ ٱلْحَقُّ وَزَهَقَ
ٱلْبَٰطِلُ ۚ إِنَّ ٱلْبَٰطِلَ كَانَ زَهُوقًا ٨١ وَنُنَزِّلُ مِنَ ٱلْقُرْءَانِ مَا هُوَ
شِفَآءٌ وَرَحْمَةٌ لِّلْمُؤْمِنِينَ ۙ وَلَا يَزِيدُ ٱلظَّٰلِمِينَ إِلَّا خَسَارًا ٨٢
وَإِذَآ أَنْعَمْنَا عَلَى ٱلْإِنسَٰنِ أَعْرَضَ وَنَـَٔا بِجَانِبِهِۦ ۖ وَإِذَا مَسَّهُ
ٱلشَّرُّ كَانَ يَـُٔوسًا ٨٣ قُلْ كُلٌّ يَعْمَلُ عَلَىٰ شَاكِلَتِهِۦ فَرَبُّكُمْ أَعْلَمُ
بِمَنْ هُوَ أَهْدَىٰ سَبِيلًا ٨٤ وَيَسْـَٔلُونَكَ عَنِ ٱلرُّوحِ ۖ قُلِ ٱلرُّوحُ مِنْ
أَمْرِ رَبِّى وَمَآ أُوتِيتُم مِّنَ ٱلْعِلْمِ إِلَّا قَلِيلًا ٨٥ وَلَئِن شِئْنَا لَنَذْهَبَنَّ
بِٱلَّذِىٓ أَوْحَيْنَآ إِلَيْكَ ثُمَّ لَا تَجِدُ لَكَ بِهِۦ عَلَيْنَا وَكِيلًا ٨٦



76 Madje, me armiqësinë e tyre ndaj teje, mohuesit gati sa nuk ia arritën edhe të të bezdisnin, e të të largonin kështu prej Mekës. Mirëpo, Allahu i pengoi ata që të mos e arrinin këtë, derisa të bëje hixhretin, me Vendimin e Zotit tënd. Pasi, nëse ata do të të kishin përzënë, atëherë edhe ata vetë do të kishin qëndruar aty, pas largimit tënd, vetëm për pak kohë.

77 Ky vendim është një ligj i pandryshueshëm i Allahut, i zbatuar me të gjithë të dërguarit që ishin përpara teje, pasi për çdo popull që përzuri të dërguarin e vet, Allahu lëshoi dënim. Në ligjin Tonë të ndëshkimit, o i Dërguar, nuk ke për të gjetur asnjë lloj ndryshimi, por do ta gjesh atë të pandryshueshëm (në çdo kohë e vend).

78 Fale namazin, duke e kryer atë në formën më të plotë dhe në kohën e vet të caktuar, duke filluar me atë të drekës e të ikindisë (pasdites), që nga koha kur Dielli anon prej kupës së qiellit, e deri në errësirën e natës, me faljen e namazit të akshamit (pas perëndimit) e të jacisë (pas muzgut). Po kështu edhe faljen e namazit të sabahut (agimit), duke e zgjatur leximin e Kuranit në të, pasi në namazin e sabahut bashkohen engjëjt e natës dhe engjëjt e ditës.

79 Madje edhe natën, o i Dërguar, ngrihu dhe falu në një pjesë prej saj, në mënyrë që ky namaz të jetë për ty ngritje në shkallët e tua (në këtë botë e Botën Tjetër), duke kërkuar që Zoti yt të të ringjallë si ndërmjetësues për njerëzit në Ditën e Gjykimit ndaj tmerreve që ata kalojnë. Dhe kështu të arrish një pozitë ndërmjetësuese madhështore (tek Ai), që do ta vlerësojnë të parët dhe të fundit.

80 Gjithashtu, lutu, o i Dërguar: “Zoti im, bëje çdo hyrje timen dhe çdo dalje timen që të jetë e gjitha në bindje ndaj Teje dhe kërkimin e kënaqësisë Tënde, si dhe më mundëso mua nga ana Jote një kundërargument bindës, që do të më ndihmojë kundër çdo armiku tim!”.

81 Pastaj thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve: “Ja, pra, sapo ju ka ardhur Islami dhe Allahu e realizoi premtimin e Vet për ta sjellë fitoren, duke e larguar kështu idhujtarinë dhe kufrin (mohimin e Allahut), pasi e kota gjithmonë zhduket përballë të Vërtetës!”

82 Kështu, Ne zbresim në Kuran atë gjë që është shërim nga çdo injorancë, dyshim apo mosbesim në zemrat e besimtarëve, e që është shërim edhe prej çdo xhindi, magjie e mësyshi në trupat e tyre, nëse ai u këndohet si rukje (lexim shërues). Zbresim edhe atë gjë, që është mëshirë për besimtarët të cilët veprojnë sipas tij. Ndërkohë që ky Kuran, jobesimtarëve u shton vetëm se atë që i shkatërron: zemërimin e tyre, sa herë që ta dëgjojnë dhe devijimin, duke ua shtuar edhe më shumë mohimin dhe refuzimin.

83 Ka të tillë që, sa herë që Ne ia mundësojmë ndonjë mirësi si: shëndet, pasuri etj., ata ia kthejnë shpinën mirënjohjes e bindjes ndaj Allahut dhe largohen me mendjemadhësi, por nëse i godet ndonjë sëmundje, varfëri etj., bëhen të dëshpëruar, duke mohuar edhe mëshirën e Allahut.

84 Prandaj thuaju, o i Dërguar: “Secili njeri le të punojë sipas mënyrës së vet, që i përshtatet natyrës së tij, qoftë në udhëzim apo në humbje, pasi Zoti juaj është më i Dituri (e do e tregojë) se kush është më i udhëzuari në rrugën e vërtetë.

85 Të pyesin ty, o i Dërguar, jobesimtarët nga pasuesit e Librave të mëparshëm, rreth të Vërtetës së shpirtit. Thuaju: “Askush nuk e di të Vërtetën rreth shpirtit përveç Allahut, madje edhe ajo që u është dhuruar juve dhe mbarë njerëzimit në lidhje me njohjen e tij, është thuajse asgjë, në krahasim me atë që di Allahu i Lartësuar”.

86 Pasha Allahun, o i Dërguar, (nëse ti ndihesh në siklet nga kjo shpallje përballë tyre) dije se, po të donim Ne, do ta hiqnim këtë Shpallje që ta dhamë ty, duke e fshirë (tërësisht) atë nga memoria e zemrave dhe nga shkrimet, e ti të mos mund të gjeje asnjë që të na pengonte Ne për këtë.

## Mësime nga ajetet:

- Ajetet tregojnë se sa shumë nevojtar është njeriu për përforcimin dhe mbështetjen e Allahut, prandaj ai duhet që vazhdimisht t'i përgjërohet Zotit të vet, që ta bëjë të qëndrueshëm në besim.
- Kur shfaqet e Vërteta, zhduket e kota, madje e kota shfaqet vetëm në kohë dhe vende në të cilat ndjekësit e së Vërtetës neglizhojnë.
- Shërimi që përmban Kurani është gjithëpërfshirës, për çdo sëmundje në zemër, dyshime, injorancën, konceptet shkatërruese, devijimin e keq dhe qëllimet e këqija.
- Në ajete ekziston argumenti se, nëse dikush pyetet për ndonjë çështje, rreth të cilës pyetësi nuk ka asnjë përfitim prej saj, atëherë është më parësore që të mos i kthejë përgjigje, por ky njeri ta drejtojë pyetësin tek ato gjëra për të cilat ai duhet të shfaqë interes, si dhe ta udhëzojë për tek ajo gjë që është në dobinë e tij.

إِلَّا رَحۡمَةٗ مِّن رَّبِّكَۚ إِنَّ فَضۡلَهُۥ كَانَ عَلَيۡكَ كَبِيرٗا ٨٧ قُل
لَّئِنِ ٱجۡتَمَعَتِ ٱلۡإِنسُ وَٱلۡجِنُّ عَلَىٰٓ أَن يَأۡتُواْ بِمِثۡلِ هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانِ
لَا يَأۡتُونَ بِمِثۡلِهِۦ وَلَوۡ كَانَ بَعۡضُهُمۡ لِبَعۡضٖ ظَهِيرٗا ٨٨
وَلَقَدۡ صَرَّفۡنَا لِلنَّاسِ فِي هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانِ مِن كُلِّ مَثَلٖ فَأَبَىٰٓ أَكۡثَرُ
ٱلنَّاسِ إِلَّا كُفُورٗا ٨٩ وَقَالُواْ لَن نُّؤۡمِنَ لَكَ حَتَّىٰ تَفۡجُرَ
لَنَا مِنَ ٱلۡأَرۡضِ يَنۢبُوعًا ٩٠ أَوۡ تَكُونَ لَكَ جَنَّةٞ مِّن نَّخِيلٖ
وَعِنَبٖ فَتُفَجِّرَ ٱلۡأَنۡهَٰرَ خِلَٰلَهَا تَفۡجِيرًا ٩١ أَوۡ تُسۡقِطَ ٱلسَّمَآءَ
كَمَا زَعَمۡتَ عَلَيۡنَا كِسَفًا أَوۡ تَأۡتِيَ بِٱللَّهِ وَٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ
قَبِيلًا ٩٢ أَوۡ يَكُونَ لَكَ بَيۡتٞ مِّن زُخۡرُفٍ أَوۡ تَرۡقَىٰ فِي ٱلسَّمَآءِ
وَلَن نُّؤۡمِنَ لِرُقِيِّكَ حَتَّىٰ تُنَزِّلَ عَلَيۡنَا كِتَٰبٗا نَّقۡرَؤُهُۥۗ قُلۡ
سُبۡحَانَ رَبِّي هَلۡ كُنتُ إِلَّا بَشَرٗا رَّسُولٗا ٩٣ وَمَا مَنَعَ ٱلنَّاسَ
أَن يُؤۡمِنُوٓاْ إِذۡ جَآءَهُمُ ٱلۡهُدَىٰٓ إِلَّآ أَن قَالُوٓاْ أَبَعَثَ ٱللَّهُ بَشَرٗا
رَّسُولٗا ٩٤ قُل لَّوۡ كَانَ فِي ٱلۡأَرۡضِ مَلَٰٓئِكَةٞ يَمۡشُونَ مُطۡمَئِنِّينَ
لَنَزَّلۡنَا عَلَيۡهِم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ مَلَكٗا رَّسُولٗا ٩٥ قُلۡ كَفَىٰ بِٱللَّهِ
شَهِيدَۢا بَيۡنِي وَبَيۡنَكُمۡۚ إِنَّهُۥ كَانَ بِعِبَادِهِۦ خَبِيرَۢا بَصِيرٗا ٩٦



87 Por Ne ta zbritëm atë, për të qenë mëshirë prej Zotit tënd, prandaj edhe ta lamë atë të memorizuar. Vërtet që mirësia e Zotit tënd ndaj teje ka qenë madhështore: që të bëri të Dërguar, i përfundoi profetët me ty, si dhe të zbriti Kuranin.
*E meqë ata i propozuan që të mos u fliste me Kuran, por t'u flisje nga vetja, e meqë ai u vu edhe në siklet prej tyre, sa herë që dëshironte t'i ftonte ata me të, Allahu i sfidoi ata, duke u thënë:
88 Thuaju, o i Dërguar, atyre: "Edhe nëse të bashkoheshin të gjithë njerëzit dhe xhindët, që të sillnin një Kuran si ky që më është shpallur mua: me këtë elokuencë, me këtë renditje të përsosur e me këtë paarritshmëri, kurrë nuk do arrijnë ta sjellin, edhe nëse për këtë do të ndihmonin njëri-tjetrin."
89 Ndërkohë që në këtë Kuran, Ne u kemi sqaruar njerëzve çdo gjë prej të cilës ka dobi, duke bërë sqarime nga më të llojllojshmet, si: këshilla, mësime, porosi, ndalesa, tregime etj., me shpresën se ata do të besojnë; mirëpo shumica e njerëzve dëshironin vetëm kundërvënien dhe mospranimin e këtij Kurani.
*E meqë ata e panë veten të paaftë për ta bërë këtë, atëherë filluan edhe ata me propozime të pamundshme.
90 Idhujtarët thanë: "Ne nuk kemi për të të besuar, derisa të nxjerrësh prej dheut të Mekës burime uji, që nuk shterojnë kurrë;
91 ose derisa të të jepet një kopsht me palma e rrush, nëpër të cilin të rrjedhin lumenj me ujë të bollshëm.
92 ose mund ta lëshosh edhe qiellin mbi ne, ashtu siç na pate thënë, si një pjesë e dënimit (të Botës Tjetër); ose të na vish bashkë me Allahun dhe engjëjt konkretisht, në mënyrë që ta dëshmojnë ata Vërtetësinë e asaj që ti je duke e pretenduar;
93 ose thjesht të kesh një shtëpi prej ari e të zbukuruar; ose ngjitu një herë në qiell (duke të parë ne), madje as ngjitjen tënde që do bësh nuk kemi për ta besuar, nëse nuk na e zbret një Libër të shkruar prej Vetë Allahut, që ne ta lexojmë se ti je i Dërguari i Allahut."
Thuaju, o i Dërguar: "Subhane Rabij (Lartësuar qoftë Zoti im)! A mos ju thashë që jam diçka më shumë sesa një njeri i dërguar, ashtu si gjithë të dërguarit e tjerë?!"
94 Mirëpo jobesimtarët nuk i pengoi asgjë që t'i besonin Allahut e të Dërguarit të Tij dhe të vepronin sipas asaj me të cilën u pati ardhur atyre i Dërguari, vetëm mospranimi që i Dërguari të ishte prej llojit njerëzor, prandaj me mospërfillje thanë: "Pse, a mos vallë, njerëz (normalë) dërgoka Allahu tek ne si të dërguar?!'
95 Përcillua, o i Dërguar, përgjigjen: "Madje, edhe nëse do të ndodhte, që të ishin engjëjt, ata që do banonin dhe ecnin të qetë nëpër Tokë, Ne edhe atyre, do t'ua kishim sjellë të dërguarin, prej mesit të tyre, engjëll si ata, pasi vetëm ai do t'ua bënte atyre të kuptueshme atë me të cilën ai u është dërguar. Kështu që nuk do ishte prej urtësisë, nëse Ne do t'u çonim atyre një të dërguar prej llojit njerëzor, e njëjta gjë edhe me ju."
96 Thuaju, o i Dërguar: "Gjithsesi, më mjafton Allahu si Dëshmues mes meje dhe jush, që unë jam i Dërguar për ju, si dhe që unë jua kam përcjellë juve atë me të cilën jam dërguar tek ju. Vërtet që Ai i ka rrethuar me dijen e Vet të gjitha gjendjet e robve të Vet dhe se Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre. Ai është Vështruesi i gjithçkaje të fshehur, qoftë e fshehur edhe në zemrat e tyre".

### Mësime nga ajetet:

- Allahu sqaroi në Kuran për njerëzit gjithçka që përmban dobi, si: këshilla, mësime, urdhëresa, ndalesa, tregime etj., me shpresë se ata do të besojnë.
- Kurani është Fjala e Allahut dhe mrekullia e përjetshme, që i është dhuruar të Dërguarit dhe nuk ka për të patur mundësi askush që ta sjellë diçka të ngjashme me të.
- Prej mëshirës së Allahut treguar ndaj robve të Vet është edhe se Ai solli si të dërguar për ta ata që ishin njerëz, pasi nuk do kishin patur mundësi që të mësonin, nëse ata do ishin engjëj.
- Dëshmi e Allahut ndaj të Dërguarit është edhe mbështetja ndaj tij nëpërmjet ajeteve ngushëlluese dhe fitores prej Tij, kundër atyre që e rënduan shpirtërisht dhe e armiqësuan.

وَمَن يَهۡدِ ٱللَّهُ فَهُوَ ٱلۡمُهۡتَدِۖ وَمَن يُضۡلِلۡ فَلَن تَجِدَ لَهُمۡ أَوۡلِيَآءَ
مِن دُونِهِۦۖ وَنَحۡشُرُهُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ عَلَىٰ وُجُوهِهِمۡ عُمۡيٗا وَبُكۡمٗا
وَصُمّٗاۖ مَّأۡوَىٰهُمۡ جَهَنَّمُۖ كُلَّمَا خَبَتۡ زِدۡنَٰهُمۡ سَعِيرٗا ٩٧
ذَٰلِكَ جَزَآؤُهُم بِأَنَّهُمۡ كَفَرُواْ بِـَٔايَٰتِنَا وَقَالُوٓاْ أَءِذَا كُنَّا عِظَٰمٗا
الحزب ٣٠ وَرُفَٰتًا أَءِنَّا لَمَبۡعُوثُونَ خَلۡقٗا جَدِيدًا ٩٨ ۞ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّ ٱللَّهَ
ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ قَادِرٌ عَلَىٰٓ أَن يَخۡلُقَ مِثۡلَهُمۡ
وَجَعَلَ لَهُمۡ أَجَلٗا لَّا رَيۡبَ فِيهِ فَأَبَى ٱلظَّٰلِمُونَ إِلَّا كُفُورٗا ٩٩
قُل لَّوۡ أَنتُمۡ تَمۡلِكُونَ خَزَآئِنَ رَحۡمَةِ رَبِّيٓ إِذٗا لَّأَمۡسَكۡتُمۡ خَشۡيَةَ
ٱلۡإِنفَاقِۚ وَكَانَ ٱلۡإِنسَٰنُ قَتُورٗا ١٠٠ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَا مُوسَىٰ تِسۡعَ
ءَايَٰتِۭ بَيِّنَٰتٖۖ فَسۡـَٔلۡ بَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ إِذۡ جَآءَهُمۡ فَقَالَ لَهُۥ فِرۡعَوۡنُ
إِنِّي لَأَظُنُّكَ يَٰمُوسَىٰ مَسۡحُورٗا ١٠١ قَالَ لَقَدۡ عَلِمۡتَ مَآ أَنزَلَ
هَٰٓؤُلَآءِ إِلَّا رَبُّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ بَصَآئِرَ وَإِنِّي لَأَظُنُّكَ
يَٰفِرۡعَوۡنُ مَثۡبُورٗا ١٠٢ فَأَرَادَ أَن يَسۡتَفِزَّهُم مِّنَ ٱلۡأَرۡضِ
فَأَغۡرَقۡنَٰهُ وَمَن مَّعَهُۥ جَمِيعٗا ١٠٣ وَقُلۡنَا مِنۢ بَعۡدِهِۦ لِبَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ
ٱسۡكُنُواْ ٱلۡأَرۡضَ فَإِذَا جَآءَ وَعۡدُ ٱلۡأٓخِرَةِ جِئۡنَا بِكُمۡ لَفِيفٗا ١٠٤



(97) Atij që ia mundëson Allahu që të gjejë udhëzimin, pikërisht ai është i udhëzuari i vërtetë, e atë që Ai e lë jashtë tij, në humbje e të përjashtuar, për të nuk ke për të gjetur, o i Dërguar, asnjë që do kujdesej e që ta udhëzojë për tek e Vërteta, as ndonjë që ta mbrojë nga e keqja e as që t'i sjellë ndonjë të mirë. Ndërsa në Ditën e Gjykimit, ata do t'i ringjallim duke i tërhequr zvarrë me fytyrat përtokë, ku as nuk do shohin, as nuk do flasin dhe as nuk do dëgjojnë. Vendi i tyre, ku do kthehen, do të jetë Xhehenemi, të cilit sa herë do t'i pushojë flaka, Ne do t'ua ndezim atë edhe më fort.
(98) I tillë do të jetë dënimi i tyre, të cilin do ta gjejnë si shpërblim, për shkak të mohimit që u bënë ajeteve (Kuranore) të zbritura tek i Dërguari Ynë, si dhe për fjalën e tyre refuzuese të ringjalljes: "A pasi të kemi vdekur e të jemi kthyer në eshtra të tretura dhe të shpërndara, do t'u ringjallkemi edhe një herë si një krijim nga fillimi?!".
*Pasi ata e thanë atë që tregonte mospranimin e ringjalljes, Allahu ua ktheu:
(99) A nuk e mendojnë ata që e mohuan ringjalljen, se Allahu, i Cili i krijoi qiejt dhe Tokën në madhështinë e tyre, është i Fuqishëm që të krijojë edhe si ata, pasi Ai që ka fuqi që të krijojë atë që është madhështore, është i Fuqishëm që të krijojë edhe atë që është më pak. Ndërkohë që Allahu ua ka caktuar afatin e jetës, që është duke u përfunduar, siç caktoi edhe afatin e ringjalljes së tyre, i cili nuk vihet në dyshim (po aq sa i pari). Megjithatë, edhe pse iu shpalosën argumentet për ringjalljen, idhujtarët bënë vetëm përbuzjen e ringjalljes, pavarësisht argumenteve (faktike dhe logjike) të tij.
(100) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve (që t'i kërkuan ato që t'i kërkuan): "Ju, edhe nëse do t'i zotëronit depot e mëshirës (të Bujarisë dhe furnizimit) të Zotit tim, të cilat nuk mbarojnë dhe as përfundojnë, ju do t'i kishit shtrënguar ato për të mos i dhuruar, nga frika se mund të mbarojnë e të mbeteni në varfëri, sepse është prej natyrës së njeriut që ai të jetë koprrac, përveç atij që është besimtar, pasi ky dhuron duke shpresuar shpërblimin e Allahut.
* Pasi i Dërguari u përball me atë që u përball, pra, me mohimin e idhujtarëve, Allahu e ngushëlloi atë me tregimin rreth Musait me Faraonin dhe popullin e tij, duke thënë:
(101) Ne i patëm dhënë Musait nëntë argumente të qarta, që e dëshmonin Vërtetësinë e tij, si: shkopin, dorën (ndriçuese), vitet (e zisë), përmbytjen, pakësimin e prodhimeve bujqësore, karkalecët, morrat, bretkosat dhe gjakun. Pyeti (po deshe), –o i Dërguar, hebrenjtë për këtë. Megjithatë, edhe pse Musai të parëve të tyre u erdhi me këto mrekulli, Faraoni përsëri i tha: "Unë mendoj se ty, o Musa, të paska përfshirë magjia!"
(102) Musai, duke ia kthyer, i tha: "Ti e di shumë mirë, o Faraon, se këto argumente nuk i solli kush tjetër, përveçse Zoti i qiejve dhe i Tokës, si argument për të treguar Fuqinë e Vet dhe Vërtetësinë e të dërguarit të Vet. Ndërsa unë, o Faraon, mendoj se ti je përjashtuar nga mirësia!"
(103) Madje, Faraoni deshi edhe që ta ndëshkonte Musain dhe popullin e tij, ndërkohë që ata po iknin prej Egjiptit. Atëherë, Ne e shkatërruam atë dhe ushtrinë që ishte me të, duke i përmbytur të gjithë (në det).
(104) Kur e shkatërruam Faraonin dhe ushtrinë e tij, atëherë bijve të Israilit u thamë: "Jetoni tani në tokën e Sirisë e (dijeni se) kur të bëhet Dita e Kiametit, të gjithëve do t'ju sjellim në Mahsher – vendin e Llogarisë."

## Mësime nga ajetet:

- Allahu i Lartësuar është i Vetmi që e zotëron udhëzimin dhe humbjen, prandaj atë që e udhëzon Ai, ai është i udhëzuari në të Vërtetën dhe atë që Ai e lë në humbje, e ka lënë të poshtëruar, duke mos patur për të udhëzim.
- Vendi ku jobesimtarët do të tubohen do jetë Xhehenemi. Atje, sa herë t'u pakësohet zjarri, Ai ka për t'ua shtuar zjarrin akoma edhe më shumë.
- Obligimi i të kërkuarit strehim tek Allahu, kur besimtari përballet me kërcënimet e tiranëve dhe diktatorëve.
- Tiranët dhe diktatorët mbështeten tek përdorimi i pushtetit dhe i forcës, sa herë që përballen me ndjekësit e së Vërtetës, pasi ata janë të paaftë që të përballen me ta nëpërmjet fakteve dhe argumenteve.




(105) Kjo, pasi Ne e zbritëm këtë Kuran me të Vërtetën (shpartalluese) dhe se pikërisht me të Vërtetën zbriti, pa asnjë ndryshim dhe as shtrembërim. Ty, o i Dërguar, të kemi dërguar vetëm për t'i përgëzuar të ruajturit vepërmirë me Xhenet dhe që t'i frikësosh mohuesit e gjynaharët me Zjarr.

(106) Duke e shpallur - Kuran (Shpallje të Lexueshme), të ndarë në pjesë dhe të sqaruar (pas çdo pjese), në mënyrë që t'ua lexosh njerëzve ngadalë e me maturi, pasi kjo është më e lehtë që ta kuptojnë dhe meditojnë rreth tij; si dhe ta zbritëm atë pak nga pak dhe kohë pas kohe, sipas ngjarjeve dhe situatave.

(107) Thuaju, o i Dërguar: "Po deshët, besojini e po deshët, mohojeni, sepse as besimi juaj e as mohimi i juaj nuk i shton e as nuk i pakëson atij asgjë. Megjithatë, dijeni se ata të cilët i kanë lexuar Librat e mëparshëm qiellorë dhe e njohin shpalljen dhe profetësinë, kur atyre u këndohet Kurani, menjëherë bien me fytyrat e tyre përdhé, duke i bërë sexhde Allahut me mirënjohje,

(108) e duke thënë në sexhden e tyre: "I Pastër është Zoti ynë prej mosmbajtjes së premtimit, pasi ajo që ka premtuar në lidhje me dërgimin e Muhamedit u realizua. Vërtet që premtimi i Zotit tonë, si për këtë edhe për gjithçka tjetër, ka për t'u realizuar në mënyrë të pashmangshme!"

(109) Përsëri ata bien me fytyrat e tyre përdhe, për t'i bërë Allahut sexhde dhe qajnë prej frikës ndaj Tij,
duke ua shtuar kjo akoma edhe më shumë dëshirën për ta dëgjuar Kuranin dhe medituar rreth kuptimeve të tij, prej nënshtrimit dhe drojës që kanë ndaj Allahut.

(110) Thuaji, o i Dërguar, kujtdo që nuk pranon që ti të lutesh, duke thënë: "O Allah...! O Rrahman...! (O Zoti që e meriton adhurimin...! O i Gjithëmëshirshëm...!)': Allah dhe Rrahman janë dy emrat e Tij. Kështu që ata dhe të tjerët janë emrat e Tij të bukur. Prandaj, nëse ju e lusni Atë me këta dy emra apo me emrat e tjerë të bukur të Allahut krahas tyre, dijeni se Ai i ka emrat më të bukur. Lutu me to dhe mos e ngri zërin gjatë këndimit të Kuranit në faljen me zë të namazit, që mos të dëgjojnë idhujtarët (e të të përqeshin), si dhe as mos e ul zërin aq shumë, sa të mos e dëgjojnë besimtarët (e të mos përfitojnë), por kërko një rrugë të mesme.

(111) Si dhe thuaj, o i Dërguar: "Falenderimi i qoftë Allahut, që i meriton të gjitha llojet e falënderimeve, i Cili është i Pastër nga të paturit fëmijë, si dhe i Pastër nga të paturit ortak! Në pushtetin e Vet askush nuk mund të marrë pjesë me Të dhe se Atë nuk mund ta prekë as përçmimi e as poshtërimi, duke patur nevojë për dikë që ta ndihmojë dhe t'i japë autoritet. Prandaj madhëroje Atë me madhërime të shumta dhe mos i mvish Atij pasjen fëmijë, pasjen ortak në pushtet dhe as pasjen ndonjë ndihmuesi e ndihmësi."



## SURJA EL-KEHF
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:
Sqarimi i metodikës së veprimit në raste fitnesh (sprovash).

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Lavdërimi me cilësitë më të plota dhe më madhështore për të gjitha mirësitë e dukshme dhe të fshehta i përket vetëm Allahut, i Cili zbriti tek robi dhe i Dërguari i Vet, Muhamedi, Kuranin, duke mos lënë në të vend për asnjë shtrembërim dhe devijim nga e Vërteta;
(2) duke e bërë atë të jetë i drejtë (në drejtësi e gjykime), pa asnjë kontraditë e kundërthënie (për këtë me veten), në mënyrë që me të, t'i paralajmërojë jobesimtarët për dënimin e ashpër të Allahut, që është duke i pritur, si dhe t'i gëzojë ata të cilët bëjnë vepra përmirësuese, se për ta do ketë shpërblimin më të mirë, që s'ka mbi të;
(3) shpërblim, që do ta kenë përgjithmonë, duke mos iu ndërprerë atyre kurrë.
(4) Paralajmëroji edhe hebrenjtë, të krishterët dhe disa prej idhujtarëve, të cilët thanë: "Allahu ka fëmijë!"

### Mësime nga ajetet:
- Allahu bashkë me Kuranin zbriti edhe të Vërtetën, drejtësinë, fenë dhe gjykimin absolut.
- Lejueshmëria e të qarit gjatë namazit, nga frika prej Allahut.
- Lutja apo leximi i Kuranit në namaz duhet të bëhen në një tonacion të mesëm, mes zërit të ngritur dhe atij të padëgjueshëm.
- Kurani Fisnik i ka përfshirë të gjitha veprat e mira, që sjellin gëzimin e zemrave.

مَّا لَهُم بِهِۦ مِنۡ عِلۡمٖ وَلَا لِأٓبَآئِهِمۡۚ كَبُرَتۡ كَلِمَةٗ تَخۡرُجُ مِنۡ
أَفۡوَٰهِهِمۡۚ إِن يَقُولُونَ إِلَّا كَذِبٗا ٥ فَلَعَلَّكَ بَٰخِعٞ نَّفۡسَكَ
عَلَىٰٓ ءَاثَٰرِهِمۡ إِن لَّمۡ يُؤۡمِنُواْ بِهَٰذَا ٱلۡحَدِيثِ أَسَفًا ٦ إِنَّا
جَعَلۡنَا مَا عَلَى ٱلۡأَرۡضِ زِينَةٗ لَّهَا لِنَبۡلُوَهُمۡ أَيُّهُمۡ أَحۡسَنُ عَمَلٗا
٧ وَإِنَّا لَجَٰعِلُونَ مَا عَلَيۡهَا صَعِيدٗا جُرُزًا ٨ أَمۡ حَسِبۡتَ
أَنَّ أَصۡحَٰبَ ٱلۡكَهۡفِ وَٱلرَّقِيمِ كَانُواْ مِنۡ ءَايَٰتِنَا عَجَبًا ٩
إِذۡ أَوَى ٱلۡفِتۡيَةُ إِلَى ٱلۡكَهۡفِ فَقَالُواْ رَبَّنَآ ءَاتِنَا مِن لَّدُنكَ
رَحۡمَةٗ وَهَيِّئۡ لَنَا مِنۡ أَمۡرِنَا رَشَدٗا ١٠ فَضَرَبۡنَا عَلَىٰٓ ءَاذَانِهِمۡ
فِي ٱلۡكَهۡفِ سِنِينَ عَدَدٗا ١١ ثُمَّ بَعَثۡنَٰهُمۡ لِنَعۡلَمَ أَيُّ
ٱلۡحِزۡبَيۡنِ أَحۡصَىٰ لِمَا لَبِثُوٓاْ أَمَدٗا ١٢ نَّحۡنُ نَقُصُّ عَلَيۡكَ نَبَأَهُم
بِٱلۡحَقِّۚ إِنَّهُمۡ فِتۡيَةٌ ءَامَنُواْ بِرَبِّهِمۡ وَزِدۡنَٰهُمۡ هُدٗى ١٣
وَرَبَطۡنَا عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ إِذۡ قَامُواْ فَقَالُواْ رَبُّنَا رَبُّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ لَن نَّدۡعُوَاْ مِن دُونِهِۦٓ إِلَٰهٗاۖ لَّقَدۡ قُلۡنَآ إِذٗا شَطَطًا ١٤
هَٰٓؤُلَآءِ قَوۡمُنَا ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِهِۦٓ ءَالِهَةٗۖ لَّوۡلَا يَأۡتُونَ عَلَيۡهِم
بِسُلۡطَٰنِۭ بَيِّنٖۖ فَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّنِ ٱفۡتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبٗا ١٥



5 Për të tillët trillues nuk ekziston asnjë dije (e shpallur) dhe asnjë argument, që ata të pretendojnë se Allahu ka fëmijë; as për ata e as për baballarët e tyre, të cilët i ndoqën në këtë verbërisht. Tmerrësisht e rëndë është ajo fjalë, të cilën ata e nxorën prej gojëve të tyre pa e menduar. Ata thanë një gënjeshtër, duke mos u bazuar dhe mbështetur askund.

6 Ndoshta ke për të dëmtuar veten, o i Dërguar, nga mërzia dhe keqardhja, se përse ata nuk e besojnë këtë Kuran, prandaj mos e bëj këtë, pasi ti nuk ke përgjegjësi për udhëzimin e tyre, por ke përgjegjësi vetëm t'i thërrasësh.

7 Pasi Ne (i kemi vënë në provën e jetës së kësaj bote, prandaj) e bëmë gjithçka që është mbi sipërfaqen e Tokës me krijime zbukuruese, që t'i sprovojmë me to se cili prej tyre do jetë më vepërmiri, që do ta fitojë kënaqësinë e Allahut, si dhe cili do jetë më vepërkeqi, në mënyrë që Ne t'i japim secilit atë që meriton.

8 Ne kemi për ta kthyer gjithçka prej krijimeve, që është mbi sipërfaqen e Tokës, në pluhur, pa asnjë bimë në të, atëherë kur jetës së krijesave t'i jepet fund, kështu që le ta llogarisin këtë.

9 Mos mendo, o i Dërguar, se ngjarja e shokëve të shpellës dhe pllakës, në të cilën u shkruan emrat e tyre, është prej mrekullive Tona më të çuditshme, pasi ka mrekulli edhe më të çuditshme se ajo – siç është mrekullia e krijimit të qiejve dhe të Tokës.

10 Përkujtoju, o i Dërguar, kur disa të rinj besimtarë ikën (në shpellë) që të largoheshin (prej popullit të tyre), për të ruajtur fenë që kishin (besimin në një Zot të vetëm), duke thënë në lutjen e tyre drejtuar Zotit: "Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë, duke na i falur gjynahet tona dhe duke na shpëtuar prej armiqve tanë, si dhe bëje për ne këtë hixhret (shpërngulje) prej jobesimtarëve dhe këtë Iman (besim në Njëshmërinë Tënde) udhëzim për ne, për te Rruga e së Vërtetës dhe shpërblimit.

* Meqë mes tyre lindi mospërputhje nëse ringjallja do të ishte vetëm me shpirt apo edhe me trup dhe ata u ndanë në dy grupe në lidhje me këtë, Allahu tregon:

11 Pasi ata arritën në shpellë, mbi veshët e tyre Ne vumë një mbulesë (të padukshme), duke bërë që të mos i dëgjonin zhurmat dhe pastaj i vumë në një gjumë për shumë vite.

12 Pastaj, pas gjumit të tyre të gjatë, Ne i zgjuam ata, për ta vërtetuar për ju, se cili prej atyre dy grupeve (mes të rinjve) që ishin në mospërputhje (me njëri-tjetrin), do të ishin më të saktë mbi qëndrimin e tyre të gjatë (fjetur) në atë shpellë, në periudhën kur njerëzit ishin në emed (periudhë e gjatë kohore pas profetëve - Hadid:16).

13 Tani po ta tregojmë Ne, o i Dërguar, ngjarjen e tyre, me një Vërtetësi që nuk ka asgjë të dyshimtë. Ata ishin disa djem, që i patën besuar Zotit të tyre dhe punuan me bindje ndaj Tij, prandaj Ne ua shtuam atyre edhe më shumë udhëzimin dhe qëndrueshmërinë në të Vërtetën.

14 Gjithashtu, ua përforcuam edhe më shumë zemrat në Iman, qëndrueshmërinë në të dhe durimin prej bojkotit që u bëri populli ku ishin, kur u ngritën dhe e deklaruan hapur përpara sunduesit jobesimtar besimin që kishin në Allahun e Vetëm, duke i thënë: - "Zoti ynë është Ai, të Cilit ne i kemi besuar dhe i Vetmi që ne e adhurojmë. Ai është Zoti i qiejve dhe Zoti i Tokës, prandaj ne kurrë nuk do të adhurojmë dikë tjetër përveç Tij, prej zotave të pretenduar e që janë të rremë. Nëse ne do të thonim ndryshe, atëherë do kishim thënë një fjalë vërtet të padrejtë dhe larg së Vërtetës."

15 Pastaj ata (u veçuan për të planifikuar dhe) iu drejtuan njëri-tjetrit duke thënë: "Ja, pra, ata, që ishin populli ynë, tani kanë filluar të adhurojnë në vend të Allahut zota të rremë, duke iu përkushtuar atyre, edhe pse ata nuk kanë asnjë argument të qartë për adhurimin e tyre, prandaj askush nuk mund të jetë më keqbërës sesa ai që sajon ndaj Allahut gënjeshtër, duke i mveshur Atij dikë ortak."

## Mësime nga ajetet:

- Thirrësi për tek Allahu ka përgjegjësi vetëm që të thërrasë dhe të angazhohet me aq sa ia lejon mundësia, duke iu mbështetur vazhdimisht Allahut për këtë, pastaj, nëse njerëzit udhëzohen, atëherë lum për të dhe ata, por nëse jo, atëherë të mos mërzitet dhe të mos i vijë keq.
- Pranimi i përllogaritjes së kohës, duke u bazuar në përllogaritjen e kohës së qëndrimit të shokëve në shpellë, si dhe njohja e fuqisë së plotë të Allahut të Lartësuar, Urtësisë dhe Mëshirës së Tij.
- Në ajete ekziston argumenti i prerë për t'u shpërngulur për ruajtjen e fesë dhe argumenti për lënien të familjes, fëmijëve, të afërmëve, shokëve, atdheut dhe pasurisë, nëse ekziston frika e fitneve (provokimeve) në besim.
- Nevoja e madhe për t'i kushtuar rëndësi edukimit të të rinjve, pasi zemrat i kanë më të pastra, janë më të çiltër, më entuziastë dhe se atyre u përket ringjallja e shoqërive.

وَإِذِ ٱعۡتَزَلۡتُمُوهُمۡ وَمَا يَعۡبُدُونَ إِلَّا ٱللَّهَ فَأۡوُۥٓاْ إِلَى ٱلۡكَهۡفِ
يَنشُرۡ لَكُمۡ رَبُّكُم مِّن رَّحۡمَتِهِۦ وَيُهَيِّئۡ لَكُم مِّنۡ أَمۡرِكُم مِّرۡفَقٗا
١٦ * وَتَرَى ٱلشَّمۡسَ إِذَا طَلَعَت تَّزَٰوَرُ عَن كَهۡفِهِمۡ ذَاتَ الحزب ٣٠
ٱلۡيَمِينِ وَإِذَا غَرَبَت تَّقۡرِضُهُمۡ ذَاتَ ٱلشِّمَالِ وَهُمۡ فِي فَجۡوَةٖ
مِّنۡهُۚ ذَٰلِكَ مِنۡ ءَايَٰتِ ٱللَّهِۗ مَن يَهۡدِ ٱللَّهُ فَهُوَ ٱلۡمُهۡتَدِۖ وَمَن
يُضۡلِلۡ فَلَن تَجِدَ لَهُۥ وَلِيّٗا مُّرۡشِدٗا ١٧ وَتَحۡسَبُهُمۡ أَيۡقَاظٗا
وَهُمۡ رُقُودٞۚ وَنُقَلِّبُهُمۡ ذَاتَ ٱلۡيَمِينِ وَذَاتَ ٱلشِّمَالِۖ وَكَلۡبُهُم
بَٰسِطٞ ذِرَاعَيۡهِ بِٱلۡوَصِيدِۚ لَوِ ٱطَّلَعۡتَ عَلَيۡهِمۡ لَوَلَّيۡتَ مِنۡهُمۡ
فِرَارٗا وَلَمُلِئۡتَ مِنۡهُمۡ رُعۡبٗا ١٨ وَكَذَٰلِكَ بَعَثۡنَٰهُمۡ
لِيَتَسَآءَلُواْ بَيۡنَهُمۡۚ قَالَ قَآئِلٞ مِّنۡهُمۡ كَمۡ لَبِثۡتُمۡۖ قَالُواْ لَبِثۡنَا
يَوۡمًا أَوۡ بَعۡضَ يَوۡمٖۚ قَالُواْ رَبُّكُمۡ أَعۡلَمُ بِمَا لَبِثۡتُمۡ فَٱبۡعَثُوٓاْ
أَحَدَكُم بِوَرِقِكُمۡ هَٰذِهِۦٓ إِلَى ٱلۡمَدِينَةِ فَلۡيَنظُرۡ أَيُّهَآ أَزۡكَىٰ
طَعَامٗا فَلۡيَأۡتِكُم بِرِزۡقٖ مِّنۡهُ وَلۡيَتَلَطَّفۡ وَلَا يُشۡعِرَنَّ
بِكُمۡ أَحَدًا ١٩ إِنَّهُمۡ إِن يَظۡهَرُواْ عَلَيۡكُمۡ يَرۡجُمُوكُمۡ
أَوۡ يُعِيدُوكُمۡ فِي مِلَّتِهِمۡ وَلَن تُفۡلِحُوٓاْ إِذًا أَبَدٗا ٢٠



(16) “ Pasi të jeni larguar prej popullit tuaj e prej çdo gjëje që ata adhurojnë në vend të Allahut, duke mos adhuruar askënd tjetër përveç Allahut Një e të Vetëm, drejtohuni pastaj për tek shpella, në ruajtje të fesë tuaj, në mënyrë që Zoti juaj i Lartësuar t’ju dhurojë akoma edhe më shumë prej Mëshirës së Vet, e që me të t’ju ruajë dhe t’ju mbrojë prej armiqve; si dhe t’jua lehtësojë juve çështjen, në lidhje me atë që është në dobinë tuaj, duke jua kompensuar atë jetë, që ju e bënit në mesin e popullit tuaj.”

(17) Kur ata e kryen këtë dhe hynë në shpellë, Allahu u dha një gjumë të thellë dhe i mbrojti ata prej armikut të tyre; madje do shihje se si edhe Dielli që lindte nga lindja e vet, anonte nga krahu i djathtë i hyrjes së shpellës, ndërsa kur ai drejtohej për në perëndimin e vet, humbiste nga ana e majtë e saj, duke mos u rënë drejtpërdrejte t’i dëmtonte nxehtësia e tij, por që të ishin gjithmonë në hije (konstante), në një shpellë të gjerë, që mund të ajrosej mjaftueshëm për ta, aq sa kishin nevojë. Kjo që u ndodhi atyre: të strehuarit në shpellë, gjumi, shmangia e Diellit prej tyre, përshtatja e vendit dhe shpëtimi prej popullit të vet, ishin prej çudirave të krijimit të Allahut, që tregojnë rreth Fuqisë së Tij.Prandaj, atij që Allahu ia mundëson rrugën e udhëzimit, i tilli është vërtet i udhëzuar, ndërsa atë që Ai e lë të humbur, atë e ka poshtëruar. Dhe për të nuk do të gjesh, o i Dërguar, asnjë ndihmues që do ta ndihmonte për ta gjetur udhëzimin e as që do mund ta drejtonte për tek ai, pasi udhëzimi është (përzgjedhje) vetëm në Dorën e Allahut e nuk është as në dorën e atij vetë.

(18) Madje, do të kishe menduar se ata ishin zgjuar (duke qëndruar shtrirë), për shkak të syve që i mbanin të hapur, mirëpo në të vërtetë ata ishin fjetur. Gjithashtu, Ne i lëviznim ata (gjatë gjumit të tyre) herë djathtas e herë majtas, në mënyrë që toka të mos i lëndonte trupat e tyre. Ndërkohë, qeni i tyre shoqërues (i gatshëm) i kishte shtrirë këmbët e parme në hyrje të shpellës. Po t’i kishe parë, o kureshtar, (në atë qetësi të vdekjes), do të kishe vrapuar prej frikës së asaj që do ndjeje prej tyre.

(19) Siç i trajtuam ata me mrekullitë që përmendëm, ashtu edhe i zgjuam pas një periudhe të gjatë, me qëllim që të pyesnin njëri-tjetrin për kohën që kishin kaluar duke fjetur. Disa thanë: “Mund të kemi fjetur një ditë (duke menduar se dielli kishte perënduar, por kur panë se dielli nuk kishte perënduar akoma, shtuan) ose një pjesë të ditës.” Dikush që nuk po e kuptonte se sa kohë kishin qëndruar të fjetur, tha: “Zoti juaj e di më mirë se sa kohë keni qëndruar të fjetur, kështu që lërjani Atij dijen për këtë çështje dhe merruni me punët që ju nevojiten! Dërgoni ndonjërin prej jush në qytetin tonë me këto monedha argjendi dhe të interesohet se kush e ka ushqimin më të pastër për nga origjina dhe mënyra si është fituar dhe të na e sjellë! Le të tregohet i kujdesshëm gjatë hyrjes dhe daljes, si dhe gjatë ndërveprimeve të tij, duke u sjellë me takt! Dhe të mos lejojë askënd që të mësojë vendqëndrimin tuaj, për shkak të së keqes së madhe që mund të ndodhë.

(20) Pasi, nëse populli juaj do t’ju zbulonte dhe do ta mësonin vendin tuaj, kanë për t’ju vrarë me gurë, ose kanë për t’ju detyruar (me dhunë) që të ktheheshit në fenë e tyre të devijuar (idhujtari), në të cilën ju patët qenë, para se Allahu t’ju dhuronte mirësinë për t’u udhëzuar në fenë e vërtetë (Njësimit të Allahut). Nëse do të ktheheshit edhe një herë në të, atëherë ju nuk keni për të shpëtuar kurrë, as në jetën e kësaj bote e as në Botën Tjetër, madje përkundrazi, juve do ju humbiste një mirësi vërtet e madhe në të dyja botët, me lënien e fesë së vërtetë, tek e cila Allahu ju ka udhëzuar, duke u kthyer në besimin e devijuar të atij populli.”

## Mësime nga ajetet:

- Prej urtësisë së Allahut dhe fuqisë së Vet është se Ai i kthente ata në anët e tyre, herë djathtas e herë majtas, aq sa mjaftonte që toka të mos ua prishte trupat dhe ky është një mësim që Allahut u jep robve të Vet.
- Lejimi i mbajtjes së qenve për shkak të nevojës, gjuetisë dhe ruajtjes.
- Përfitimi që njeriu arrin nëse shoqërohet me besimtarët dhe bashkohet me të devotshmit, edhe nëse ai vetë nuk e ka atë gradë që kanë ata, pasi Allahu e ka sjellë si përkujtim edhe qenin, vetëm sepse ai shoqëronte njerëzit e mirë.
- Ajeti na mëson në lidhje me lejimin e autorizimeve, politikave të mira dhe mirësjelljes në marrëdhënie me njerëzit(për mendimet e ndryshme që ndajnë, qoftë edhe rreth një çështjeje).

وَكَذَٰلِكَ أَعۡثَرۡنَا عَلَيۡهِمۡ لِيَعۡلَمُوٓاْ أَنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ حَقّٞ وَأَنَّ
ٱلسَّاعَةَ لَا رَيۡبَ فِيهَآ إِذۡ يَتَنَٰزَعُونَ بَيۡنَهُمۡ أَمۡرَهُمۡۖ فَقَالُواْ
ٱبۡنُواْ عَلَيۡهِم بُنۡيَٰنٗاۖ رَّبُّهُمۡ أَعۡلَمُ بِهِمۡۚ قَالَ ٱلَّذِينَ غَلَبُواْ عَلَىٰٓ
أَمۡرِهِمۡ لَنَتَّخِذَنَّ عَلَيۡهِم مَّسۡجِدٗا ٢١ سَيَقُولُونَ ثَلَٰثَةٞ
رَّابِعُهُمۡ كَلۡبُهُمۡ وَيَقُولُونَ خَمۡسَةٞ سَادِسُهُمۡ كَلۡبُهُمۡ
رَجۡمَۢا بِٱلۡغَيۡبِۖ وَيَقُولُونَ سَبۡعَةٞ وَثَامِنُهُمۡ كَلۡبُهُمۡۚ قُل رَّبِّيٓ
أَعۡلَمُ بِعِدَّتِهِم مَّا يَعۡلَمُهُمۡ إِلَّا قَلِيلٞۗ فَلَا تُمَارِ فِيهِمۡ إِلَّا مِرَآءٗ
ظَٰهِرٗا وَلَا تَسۡتَفۡتِ فِيهِم مِّنۡهُمۡ أَحَدٗا ٢٢ وَلَا تَقُولَنَّ لِشَاْيۡءٍ
إِنِّي فَاعِلٞ ذَٰلِكَ غَدًا ٢٣ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُۚ وَٱذۡكُر رَّبَّكَ
إِذَا نَسِيتَ وَقُلۡ عَسَىٰٓ أَن يَهۡدِيَنِ رَبِّي لِأَقۡرَبَ مِنۡ هَٰذَا رَشَدٗا
٢٤ وَلَبِثُواْ فِي كَهۡفِهِمۡ ثَلَٰثَ مِاْئَةٖ سِنِينَ وَٱزۡدَادُواْ تِسۡعٗا
٢٥ قُلِ ٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِمَا لَبِثُواْۖ لَهُۥ غَيۡبُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ
أَبۡصِرۡ بِهِۦ وَأَسۡمِعۡۚ مَا لَهُم مِّن دُونِهِۦ مِن وَلِيّٖ وَلَا يُشۡرِكُ
فِي حُكۡمِهِۦٓ أَحَدٗا ٢٦ وَٱتۡلُ مَآ أُوحِيَ إِلَيۡكَ مِن كِتَابِ
رَبِّكَۖ لَا مُبَدِّلَ لِكَلِمَٰتِهِۦ وَلَن تَجِدَ مِن دُونِهِۦ مُلۡتَحَدٗا ٢٧



21 Ashtu siç realizuam me ta mrekulli të çuditshme, që tregojnë rreth fuqisë Sonë, si vënien e tyre në gjumë për vite të tëra dhe zgjimin e tyre pas kësaj, po ashtu bëmë që t'i zbulojnë edhe banorët e qytetit, në mënyrë që ta kuptonin se Premtimi i Allahut (për ndihmën e besimtarëve dhe ringjalljen) është i vërtetë dhe se Ora e Kiametit gjithsesi ka për të ardhur, e për të nuk ekziston asnjë dyshim. Ata që i zbuluan (shkuan atje dhe) e morën vesh të Vërtetën e (dëgjuar prej vetë) shokëve të shpellës, ku edhe vdiqën (pas kësaj dëshmie), ata ranë në kundërshtim me njëri-tjetrin në lidhje me se çfarë do të bënin me ta. Një pjesë prej tyre thanë: "Ndërtojuni në hyrje të shpellës një ndërtesë, që t'i mbulojë dhe mbrojë ata, pasi Zoti e di më mirë gjendjen e tyre, e nga ajo që duket është se ata janë të veçantë tek Ai. Ndërsa ata që ishin të pushtetshëm, por që nuk kishin dije e as drejtimin e duhur, thanë: "Le të ndërtojmë pikërisht në vendin e tyre një xhami (vendfalje), në mënyrë që të kryhen adhurime, në shenjë nderimi ndaj tyre, si dhe si përkujtim të pozitës që ata kishin (e kështu ranë në idhujtari me adhurimin e të vdekurve)."

22 Disa prej të thelluarve në këtë tregim do ta diskutojnë numrin e tyre, duke thënë: "Ishin tre dhe i katërti i tyre ishte qeni." Të tjerë do të thonë: "Ishin pesë dhe i gjashti i tyre ishte qeni." Të dyja grupet i thonë këto duke u mbështetur në hamendje dhe në asnjë argument. Mirëpo ka edhe prej atyre që thonë: "Ata ishin shtatë dhe qeni i tyre ishte i teti." Gjithsesi, thuaju, o i Dërguar: "Zoti im e di më mirë se sa ishte numri i tyre. Numrin e tyre nuk e di kush tjetër përveç një pakice, që Allahu ua mundësoi ta dinë." Pas kësaj, mos diskuto më në lidhje me numrin e as për diçka tjetër rreth tyre, qoftë me pasuesit e Librit të mëparshëm e qoftë me këdo tjetër, përveçse në mënyrë sipërfaqësore, duke mos u thelluar në të (që të mos mendojnë se tek Allahu çështja e tyre ka më shumë rëndësi sesa ringjallja e tyre), e as mos pyet asnjë prej tyre (pasuesve të Librit dhe njerëzve) në lidhje me detajet, pasi ata nuk kanë dije në lidhje me këtë.

23 Asnjëherë mos thuaj, o i Dërguar, në lidhje me diçka që dëshiron ta bësh nesër: "Unë do ta bëj atë nesër", pasi ti nuk e di (sikurse shokët e shpellës) se a do ta bësh atë apo do dalë diçka që nuk ka për ta lejuar. Kjo i drejtohet edhe çdo myslimani.

24 Përveç nëse e lidh (kushtëzon) veprimin e saj me Dëshirën e Allahut, duke thënë: "Kam për ta kryer – Insha'Allah (Në dashtë Allahu!) nesër." Prandaj, përkujtoje Zotin tënd, duke thënë: "Insha'Allah (Në dashtë Allahu!). Nëse harron ta thuash, atëherë thuaj: - "Shpresoj që Zoti im të më orientojë në kryerjen e kësaj çështjeje sa më shpejt, duke më udhëzuar dhe dhënë sukses për të."

25 Shokët e shpellës qëndruan në shpellë treqind vjet (sipas llogaritjes diellore), duke shtuar edhe nëntë (sipas llogaritjes hënore).

26 Thuaju: "Allahu është më i Dijshmi në lidhje me qëndrimin e tyre në atë shpellë. Ai na ka informuar për (çdo gjë, përfshirë edhe) kohën, se sa ata qëndruan në të, kështu që askush nuk mund të thotë diçka më tepër se ç'ka thënë i Lartësuari, pasi vetëm Atij (Qoftë i Lartësuar!),i përkasin fshehtësitë e gjithçkaje që është në qiej dhe fshehtësitë e gjithçkaje që është në Tokë, qoftë me krijimin e tyre, qoftë me dijen rreth tyre. Sa Vëzhgues i Kujdesshëm që është Ai (Qoftë i Lartësuar!), ndërkohë që Ai është Vështrues i gjithçkaje. Sa Dëgjues i kujdesshëm që është, ndërkohë që Ai dëgjon gjithçka. Ata nuk kanë për të gjetur kurrë dikë që do tregonte kujdes për çështjet e jetës së tyre dhe as dikë që të jetë ortak me Të në Vendimin e Tij, pasi Ai është i Vetëm në Vendimmarrje.

*Pasi Allahu i Lartësuar e bëri të qartë se Vendimi (për gjithçka) i përket vetëm Atij, e urdhëroi të Dërguarin e Vet që të lexonte pastaj se çfarë i ka shpallur Ai prej Vendimeve të Veta dhe t'i vinte ato në zbatim, duke thënë:

27 Kështu që lexo dhe puno, o i Dërguar, me atë që ta ka shpallur Allahu prej Kuranit. Fjalët e Tij nuk kanë për të ndryshuar. Ato janë të gjitha të Vërteta dhe të gjitha përmbajnë drejtësi. Përveç Tij nuk ke për të gjetur asnjë strehim dhe vendmbrojtje, ku mund të mbrohesh, nëse nuk drejtohesh dhe nuk kërkon strehim prej Tij.

## Mësime nga ajetet:

- Ndërtimi i xhamive mbi varre, falja e namazit në to dhe ngritja e varreve (mbi një pëllëmbë) nuk është e lejuar në fenë tonë.
- Në këtë tregim ekziston argumenti i padiskutueshëm në lidhje me Fuqinë e Allahut për t'i ringjallur dhe rinxjerrë edhe një herë të gjallë njerëzit prej varreve, për t'ju bërë llogarinë.
- Ajetet na mësojnë se kundërshtimi dhe debati i lavdëruar është vetëm ai që ka sjelljen më të mirë.
- Është prej Sunetit (traditës profetike) dhe edukatës, që çështjet e jetës që dëshirohet të kryhen në të ardhmen, të lidhen me dëshirën e Allahut të Lartësuar, duke thënë: Insha'Allah (Në dashtë Allahu!).

وَٱصۡبِرۡ نَفۡسَكَ مَعَ ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ رَبَّهُم بِٱلۡغَدَوٰةِ وَٱلۡعَشِيِّ
يُرِيدُونَ وَجۡهَهُۥۖ وَلَا تَعۡدُ عَيۡنَاكَ عَنۡهُمۡ تُرِيدُ زِينَةَ ٱلۡحَيَوٰةِ
ٱلدُّنۡيَاۖ وَلَا تُطِعۡ مَنۡ أَغۡفَلۡنَا قَلۡبَهُۥ عَن ذِكۡرِنَا وَٱتَّبَعَ هَوَىٰهُ وَكَانَ
أَمۡرُهُۥ فُرُطٗا ٢٨ وَقُلِ ٱلۡحَقُّ مِن رَّبِّكُمۡۖ فَمَن شَآءَ فَلۡيُؤۡمِن وَمَن
شَآءَ فَلۡيَكۡفُرۡۚ إِنَّآ أَعۡتَدۡنَا لِلظَّٰلِمِينَ نَارًا أَحَاطَ بِهِمۡ سُرَادِقُهَاۚ
وَإِن يَسۡتَغِيثُواْ يُغَاثُواْ بِمَآءٖ كَٱلۡمُهۡلِ يَشۡوِي ٱلۡوُجُوهَۚ بِئۡسَ
ٱلشَّرَابُ وَسَآءَتۡ مُرۡتَفَقًا ٢٩ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ
ٱلصَّٰلِحَٰتِ إِنَّا لَا نُضِيعُ أَجۡرَ مَنۡ أَحۡسَنَ عَمَلًا ٣٠ أُوْلَٰٓئِكَ
لَهُمۡ جَنَّٰتُ عَدۡنٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهِمُ ٱلۡأَنۡهَٰرُ يُحَلَّوۡنَ فِيهَا مِنۡ أَسَاوِرَ
مِن ذَهَبٖ وَيَلۡبَسُونَ ثِيَابًا خُضۡرٗا مِّن سُندُسٖ وَإِسۡتَبۡرَقٖ مُّتَّكِـِٔينَ
فِيهَا عَلَى ٱلۡأَرَآئِكِۚ نِعۡمَ ٱلثَّوَابُ وَحَسُنَتۡ مُرۡتَفَقٗا ٣١ ۞ وَٱضۡرِبۡ نصف الحزب ٣٠
لَهُم مَّثَلٗا رَّجُلَيۡنِ جَعَلۡنَا لِأَحَدِهِمَا جَنَّتَيۡنِ مِنۡ أَعۡنَٰبٖ وَحَفَفۡنَٰهُمَا
بِنَخۡلٖ وَجَعَلۡنَا بَيۡنَهُمَا زَرۡعٗا ٣٢ كِلۡتَا ٱلۡجَنَّتَيۡنِ ءَاتَتۡ أُكُلَهَا وَلَمۡ
تَظۡلِم مِّنۡهُ شَيۡـٔٗاۚ وَفَجَّرۡنَا خِلَٰلَهُمَا نَهَرٗا ٣٣ وَكَانَ لَهُۥ ثَمَرٞ فَقَالَ
لِصَٰحِبِهِۦ وَهُوَ يُحَاوِرُهُۥٓ أَنَا۠ أَكۡثَرُ مِنكَ مَالٗا وَأَعَزُّ نَفَرٗا ٣٤



(28) Përkushtoja veten shoqërimit me ata që e lusin Krijuesin e tyre, qoftë me lutje adhurimi apo lutje kërkimi, në fillimin e tyre të ditës e në fund të saj, e që këtë e bëjnë sinqerisht vetëm për Të; prandaj mos e shmang shikimin prej tyre, duke kërkuar tubimet e të pasurve e të pushtetarëve. Dhe as mos shko pas atij, zemrën e të cilit Ne e kemi bërë indiferente ndaj përkujtimit Tonë, duke ia lënë atë mbyllur, për shkak të ndjekjes që ai u bën dëshirave të kota, që ti t'i për-jashtosh të varfërit prej rrethit tënd dhe ta vendosë ai çfarë dëshiron të bëjë prej dispozitave ndaj Zotit të vet, pasi çështja e tij ka marrë fund.

(29) Thuaju, o i Dërguar, indiferentëve të tillë ndaj përkujtimit të Allahut, për shkak të shkujdesjes së zemrave të tyre: "Ajo me të cilën unë ju kam ardhur është e Vërteta, që është prej Allahut dhe jo prej meje, kështu që unë nuk kam për t'ju përgjigjur asaj që ju po më thërrisni, pra, për të përzënë besimtarët. Ai që dëshiron që të besojë në këtë të Vërtetë, le të besojë në të, pasi ka për t'iu gëzuar shpërblimit prej saj, ndërsa ai që dëshiron ta mohojë atë, le ta mohojë, pasi ka për t'u tronditur prej ndëshkimit, i cili është duke e pritur. Ne u kemi përgatitur atyre që i bëjnë keq vetvetes, me bërjen kufër (mohimin e kësaj të Vërtete), një Zjarr të madh, rrethimi i të cilit do t'i mbulojë të gjithë dhe askush nuk do të mund të arratiset prej tij. Kur të kërkojnë ujë për të shuar etjen, do t'u ofrohet një lëng si vaj i zi, në kulmin e nxehtësisë, me të cilin kanë për t'iu shkrirë fytyrat. Sa e shëmtuar do të jetë kjo pije që do t'u jepet atyre, pasi ajo nuk ua largon etjen, por përkundrazi ua shton atë dhe as nuk ua shuan flakën, e cila ua përcëllon lëkurat e tyre! Sa i shëmtuar do të jetë ai vend, në të cilin ata do të jenë, pra, ai Zjarr!

* Pasi Allahu përmendi ndëshkimin që ka përgatitur për keqbërësit, përmendi gjithashtu edhe shpërblimin e mrekullueshëm që e ka përgatitur për besimtarët, duke thënë:

(30) Ndërsa ata që besuan në Allahun dhe bënë vepra të mira, të tillët e kanë kryer atë që u kërkohet në mënyrën më të mirë, prandaj shpërblimi i tyre do të jetë madhështor. Vërtet që Ne nuk ia humbim shpërblimin atyre që i kanë bërë veprat e kërkuara në mënyrën më të mirë, përkundrazi kemi për t'i shpërblyer për to, duke u dhënë shpërblimin e plotë, pa u pakësuar asgjë.

(31) Për këta që u përshkruan me këtë besim dhe këtë përmirësim të veprave, do të jenë kopshtet e Xhenetit të Adnit, në të cilët do të qëndrojnë përgjithmonë, vendbanime nën të cilët do të rrjedhin lumenjtë e kulluar të Xhenetit. Atje ata do të zbukurohen me byzylykë të artë, si dhe do të vishen me mëndafshin e jeshiltë, me butësinë e trashësinë e tij. Aty do të jenë të mbështetur në shtretër të zbukuruar me mbulesat e bukura (të Xhennetit). Sa i mrekullueshëm është ky shpërblim i tyre! Sa i mrekullueshëm është ky Xhenet, si vendqëndrim për ta!

*Pasi e bëri të qartë ndëshkimin e keqbërësve dhe shpërblimin e besimtarëve, Allahu i Lartësuar sjell një shembull për të dyja palët, duke thënë:

(32) Kështu që sillu atyre, o i Dërguar, shembullin e dy njerëzve: të një mohuesi dhe të një besimtari, ku mohuesit i dhuruam dy kopshte me vreshta të rrethuara me palma hurmash, ndërsa nëpër hapësirat mes të tyre bëmë që të dilnin të mbjella të ndryshme.

(33) Secili kopsht jepte frutat e veta, hurma, rrush, fruta e perime të ndryshme, duke mos i pakësuar asgjë, por duke ia mbushur ato plot. Mes dy kopshteve të tij bëmë edhe një lumë të rrjedhshëm, në mënyrë që t'i ujiste ato sa më lehtë.

(34) Përveç këtyre, ai kishte edhe pasuri e përfitime të tjera. Ai i tha shokut të vet besimtar, që të kishte ndikim në të me vetë-pëlqimin e vet: "Unë kam pasuri më shumë, kam krah më të fuqishëm dhe kam fis më të fuqishëm se ti."

## Mësime nga ajetet:

- Mirësia e shoqërimit me njerëzit e mirë, si dhe mposhtja e vetes për t'u shoqëruar dhe për t'u përzier me ta, edhe nëse ata janë të varfër, pasi në shoqërimin me ta ka dobi aq të shumta, sa nuk mund të numërohen.
- Shtimi i dhikrit (përmendjes së Allahut) me zemër të përqendruar në të, është shkak për të sjellë shtim begatish në jetë dhe në kohë.
- Dy kushtet bazë për t'u shpërblyer dhe për të shpëtuar janë: të besuarit dhe të punuarit vepra të mira, pasi Allahu ka bërë që shpërblimi për to të jetë si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër.

وَدَخَلَ جَنَّتَهُۥ وَهُوَ ظَالِمٞ لِّنَفۡسِهِۦ قَالَ مَآ أَظُنُّ أَن تَبِيدَ هَٰذِهِۦٓ
أَبَدٗا ٣٥ وَمَآ أَظُنُّ ٱلسَّاعَةَ قَآئِمَةٗ وَلَئِن رُّدِدتُّ إِلَىٰ رَبِّي لَأَجِدَنَّ
خَيۡرٗا مِّنۡهَا مُنقَلَبٗا ٣٦ قَالَ لَهُۥ صَاحِبُهُۥ وَهُوَ يُحَاوِرُهُۥٓ أَكَفَرۡتَ
بِٱلَّذِي خَلَقَكَ مِن تُرَابٖ ثُمَّ مِن نُّطۡفَةٖ ثُمَّ سَوَّىٰكَ رَجُلٗا ٣٧
لَّٰكِنَّا۠ هُوَ ٱللَّهُ رَبِّي وَلَآ أُشۡرِكُ بِرَبِّيٓ أَحَدٗا ٣٨ وَلَوۡلَآ إِذۡ دَخَلۡتَ
جَنَّتَكَ قُلۡتَ مَا شَآءَ ٱللَّهُ لَا قُوَّةَ إِلَّا بِٱللَّهِۚ إِن تَرَنِ أَنَا۠ أَقَلَّ مِنكَ
مَالٗا وَوَلَدٗا ٣٩ فَعَسَىٰ رَبِّيٓ أَن يُؤۡتِيَنِ خَيۡرٗا مِّن جَنَّتِكَ وَيُرۡسِلَ
عَلَيۡهَا حُسۡبَانٗا مِّنَ ٱلسَّمَآءِ فَتُصۡبِحَ صَعِيدٗا زَلَقًا ٤٠ أَوۡ يُصۡبِحَ
مَآؤُهَا غَوۡرٗا فَلَن تَسۡتَطِيعَ لَهُۥ طَلَبٗا ٤١ وَأُحِيطَ بِثَمَرِهِۦ
فَأَصۡبَحَ يُقَلِّبُ كَفَّيۡهِ عَلَىٰ مَآ أَنفَقَ فِيهَا وَهِيَ خَاوِيَةٌ عَلَىٰ
عُرُوشِهَا وَيَقُولُ يَٰلَيۡتَنِي لَمۡ أُشۡرِكۡ بِرَبِّيٓ أَحَدٗا ٤٢ وَلَمۡ تَكُن لَّهُۥ
فِئَةٞ يَنصُرُونَهُۥ مِن دُونِ ٱللَّهِ وَمَا كَانَ مُنتَصِرًا ٤٣ هُنَالِكَ ٱلۡوَلَٰيَةُ
لِلَّهِ ٱلۡحَقِّۚ هُوَ خَيۡرٞ ثَوَابٗا وَخَيۡرٌ عُقۡبٗا ٤٤ وَٱضۡرِبۡ لَهُم مَّثَلَ ٱلۡحَيَوٰةِ
ٱلدُّنۡيَا كَمَآءٍ أَنزَلۡنَٰهُ مِنَ ٱلسَّمَآءِ فَٱخۡتَلَطَ بِهِۦ نَبَاتُ ٱلۡأَرۡضِ
فَأَصۡبَحَ هَشِيمٗا تَذۡرُوهُ ٱلرِّيَٰحُۗ وَكَانَ ٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ مُّقۡتَدِرًا ٤٥



35 Pastaj mosmirënjohësi hyri në kopshtin e vet, nën shoqërinë e besimtarit, në mënyrë që t'ia tregonte atij, ndërkohë që ai ishte keqbërës ndaj vetvetes, me anë të mosmirënjohjes(ndaj Allahut) dhe vetëpëlqimit dhe tha: "Nuk mendoj se ky kopsht që po e shikon ka për t'u zhdukur ndonjëherë, për shkak të masave që kam marrë, për të mos ndodhur diçka e tillë.

36 Madje as Kiameti nuk ka çfarë t'i bëjë, edhe pse unë nuk besoj se ka për t'u bërë ndonjëherë Kiameti, pasi jeta është një cikël i përsëritshëm. Madje, edhe nëse do të ndodhte diçka e tillë e do të ringjallesha për t'u rikthyer edhe një herë tek Zoti im, edhe pas ringjalljes dhe kthimit tek Ai, kam për të gjetur edhe më të mirë sesa ky kopsht i imi, pasi nëse isha i zoti për të qenë i pasur në këtë botë, do të jem i zoti të jem i pasur edhe pas ringjalljes në atë botë."

37 Atëherë, shoku i tij besimtar, duke ia kundërshtuar fjalën, i thotë: "A po tregohesh mohues (duke dyshuar në ringjallje) dhe mosmirënjohës (duke mos ia dedikuar) Atij që të ka krijuar nga përbërësit e Tokës, e pastaj të krijoi prej një fare uji, e pastaj të formësoi në njeri, e të bëri burrë, të dha gjymtyrë të afta e të plota?! Ai që ishte i Aftë ta bënte këtë me ty, është i Fuqishëm edhe të të ringjallë, pra, si e mohoke Forcën e Tij?!

38 (sa për kopshtin) Unë kurrë nuk do ta kisha thënë këtë që po e thua ti, por do të kisha thënë: "Është Allahu Ai – Zoti im i Vetëm, që na i ka dhuruar të tëra këto mirësi. Unë nuk i bëj Zotit tim asnjë të barabartë në adhurim (në mbajtjen e shpresës).

39 Dhe përse të mos thoje para se të hyje në kopshtin tënd: "Ma sha'Allah la kuvvete il-la bil-lah! (Vetëm ajo që dëshiron Allahu bëhet dhe asgjë nuk mund të bëhet pa Fuqinë e Tij.)"?! Vetëm Ai bën çfarë të dëshirojë dhe vetëm Ai është i Fuqishmi e askush tjetër. Nëse (për momentin) më shikon mua që jam më i varfër e me pak fëmijë,

40 dije se unë shpresoj prej Allahut (që për mirënjohjen time ndaj Tij) të më japë (shpërblim) edhe më të mirë sesa kopshti yt dhe se (kam frikë se) kopshtit tënd (për shkak të mosmirënjohjes tënde ndaj Tij) do t'i dërgojë ndonjë dënim prej qielli, duke e kthyer atë në një tokë djerrë e të fshirë, që as këmbët të mos mbajnë prej lëmimit të saj.

41 Ose të bëjë që uji të ikë në thellësi të Tokës, e të mos kesh mundësi që ta kapësh me çfarëdo mjeti. Nëse të humbet uji, atëherë as ai nuk ka për të qëndruar."

42 Dhe ajo që pati frikë besimtari (për të) u realizua vërtet. Mosmirënjohësit iu shkatërruan kopshtet e tij bashkë me frutat që kishte, duke bërë që ai t'i binte vetes me duar, prej fatkeqësisë dhe mërzisë për pasurinë që kishte shpenzuar në ndërtimin dhe rregullimin e tyre. Kur kopshti i tij ishte shkatërruar bashkë me kolonat mbajtëse të vreshtave të rrushit, ai thoshte: "Ah, i mjeri unë, të kisha besuar (duke iu mbështetur) vetëm Zotit tim, e të mos i kisha bërë Atij asnjë të barabartë (me mbajtjen e shpresës tek të tjerët përveç Tij)!"

43 Kështu, atij askush nuk i doli në ndihmë, që ta mbronte prej ndëshkimit të merituar, edhe pse më parë ai krenohej për mbështetësit e vet, e madje as ai vetë nuk mundi ta pengonte shkatërrimin që Allahu i bëri kopshtit të tij.

44 Pasi në atë rast, ndihmesa i përket vetëm Allahut dhe Ai (Qoftë i Lartësuar!), është më i Miri Shpërblyes, ndaj atyre që ishin të dashurit e Tij, pra, besimtarëve. Ai ua shumëfishon atyre shpërblimin dhe Ai është më i Miri Përmbyllës për ta.

45 Sillu, o i Dërguar, atyre që i ka mashtruar bukuria e kësaj bote, një tjetër shembull, që, për nga shpejtësia e përfundimit, është si uji i shiut, të cilin Ne e lëshojmë prej qiellit, duke bërë që prej këtij uji të mbijnë e të piqen bimët e tokës, derisa ato të fillojnë të thyhen e të shpërndahen nëpër tokë, saqë erërat i marrin pjesët e tyre duke i shpërndarë gjithandej, e kështu toka kthehet përsëri ashtu siç ka qenë. Vërtet që Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë dhe Atë nuk mund ta bëjë të paaftë asgjë. Ai i jep gjallëri gjithçkaje që dëshiron dhe e zhduk gjithçka që dëshiron.

## Mësime nga ajetet:

- Besimtari kurrë nuk duhet të ndihet inferior përpara autoritetit të jobesimtarit të pasur, por duhet ta këshillojë dhe ta drejtojë atë që të besojë në Fuqinë e Allahut, ta pranojë Njëshmërinë e Tij dhe të tregohet mirënjohës ndaj Tij për begatitë që i ka dhuruar.
- Çdokush, i cili shikon diçka të bukur, që mund ta mahnisë, qoftë prej pasurisë, fëmijëve etj., duhet që t'ia dedikojë mirësinë Atij që e ka dhuruar dhe e ka mundësuar, duke thënë: "Masha'Allah la kuvete il'a bilah (Ajo që dëshiron Allahu bëhet, e nuk ka asgjë që mund të bëhet pa Fuqinë e Tij)."
- Nëse Allahu ia do të mirën ndonjë robi, ndëshkimin ia sjell në jetën e (përkohshme të) kësaj bote (që ta edukojë e ta vetëdijesojë).
- Lejimi i të bërit dua që t'i shkatërrohet pasuria atij që, kjo pasuri i është bërë shkak për padrejtësitë, kufrin dhe prishjen e tij.

ٱلۡمَالُ وَٱلۡبَنُونَ زِينَةُ ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَاۖ وَٱلۡبَٰقِيَٰتُ ٱلصَّٰلِحَٰتُ
خَيۡرٌ عِندَ رَبِّكَ ثَوَابٗا وَخَيۡرٌ أَمَلٗا ٤٦ وَيَوۡمَ نُسَيِّرُ ٱلۡجِبَالَ وَتَرَى
ٱلۡأَرۡضَ بَارِزَةٗ وَحَشَرۡنَٰهُمۡ فَلَمۡ نُغَادِرۡ مِنۡهُمۡ أَحَدٗا ٤٧ وَعُرِضُواْ
عَلَىٰ رَبِّكَ صَفّٗا لَّقَدۡ جِئۡتُمُونَا كَمَا خَلَقۡنَٰكُمۡ أَوَّلَ مَرَّةِۭۚ بَلۡ زَعَمۡتُمۡ
أَلَّن نَّجۡعَلَ لَكُم مَّوۡعِدٗا ٤٨ وَوُضِعَ ٱلۡكِتَٰبُ فَتَرَى ٱلۡمُجۡرِمِينَ
مُشۡفِقِينَ مِمَّا فِيهِ وَيَقُولُونَ يَٰوَيۡلَتَنَا مَالِ هَٰذَا ٱلۡكِتَٰبِ
لَا يُغَادِرُ صَغِيرَةٗ وَلَا كَبِيرَةً إِلَّآ أَحۡصَىٰهَاۚ وَوَجَدُواْ مَا عَمِلُواْ
حَاضِرٗاۗ وَلَا يَظۡلِمُ رَبُّكَ أَحَدٗا ٤٩ وَإِذۡ قُلۡنَا لِلۡمَلَٰٓئِكَةِ ٱسۡجُدُواْ
لِأٓدَمَ فَسَجَدُوٓاْ إِلَّآ إِبۡلِيسَ كَانَ مِنَ ٱلۡجِنِّ فَفَسَقَ عَنۡ أَمۡرِ رَبِّهِۦٓۗ
أَفَتَتَّخِذُونَهُۥ وَذُرِّيَّتَهُۥٓ أَوۡلِيَآءَ مِن دُونِي وَهُمۡ لَكُمۡ عَدُوُّۢۚ
بِئۡسَ لِلظَّٰلِمِينَ بَدَلٗا ٥٠ ۞ مَّآ أَشۡهَدتُّهُمۡ خَلۡقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ ثلاثة أرباع الحزب ٣٠
وَٱلۡأَرۡضِ وَلَا خَلۡقَ أَنفُسِهِمۡ وَمَا كُنتُ مُتَّخِذَ ٱلۡمُضِلِّينَ عَضُدٗا
٥١ وَيَوۡمَ يَقُولُ نَادُواْ شُرَكَآءِيَ ٱلَّذِينَ زَعَمۡتُمۡ فَدَعَوۡهُمۡ
فَلَمۡ يَسۡتَجِيبُواْ لَهُمۡ وَجَعَلۡنَا بَيۡنَهُم مَّوۡبِقٗا ٥٢ وَرَءَا ٱلۡمُجۡرِمُونَ
ٱلنَّارَ فَظَنُّوٓاْ أَنَّهُم مُّوَاقِعُوهَا وَلَمۡ يَجِدُواْ عَنۡهَا مَصۡرِفٗا ٥٣



(46) Dijeni se, me pasurinë dhe fëmijët zbukurohet vetëm jeta e kësaj bote, sepse në Botën Tjetër ato nuk kanë asnjë vlerë, përveç nëse ato përdoren aty ku Allahu është i kënaqur(duke dhënë lëmoshë prej saj e duke i edukuar ata me Islam). Dijeni që fjalët dhe veprat që bëhen për të kënaqur Allahun do të kenë shpërblim edhe më të mirë se çdo gjë që është në sipërfaqen e Tokës, pra, bukuritë e saj. Dhe madje edhe më të mirë sesa ajo që do dëshironte njeriu, pasi bukuria e kësaj bote është kalimtare, ndërsa shpërblimi për fjalët dhe veprat që e kënaqin Allahun, do të jenë të përjetshme.
(47) Përkujto Ditën kur malet do të shkulen prej vendit të tyre, e ta shohësh Tokën rrafsh, për shkak të fshirjes së pemëve, ndërtimeve dhe maleve në të, atë Ditë kur t'i kemi tubuar të gjitha krijesat në të, duke mos lënë prej tyre asnjë pa e ringjallur.
(48) Atë Ditë, njerëzit do të paraqiten përpara Zotit tënd në rreshta, për t'i marrë në llogari, e do t'u thuhet: "Na keni ardhur të vetëm, të zbathur, të zhveshur e të paprekur, ashtu siç ju krijuam edhe herën e parë, mirëpo ju menduat se kurrë nuk keni për t'u ringjallur dhe se Ne nuk do të kishim caktuar për ju ndonjë kohë a vend, që t'ju jepnim atë që keni merituar për veprat tuaja."
(49) Pastaj do të vihet Libri i Veprave. Aty do ketë prej tyre që librin e veprave do ta marrin nga e djathta e vet, ashtu siç do të ketë të tillë që do ta marrin atë nga e majta e vet. Atë Ditë, o njeri, ke për t'i parë jobesimtarët të frikësuar prej asaj që është në të, pasi ata e dinë se çfarë kanë bërë e ka në të. Ata që nuk kanë besuar e nuk janë ruajtur nga gjynahet, do të thonë: "Oh, shkatërrimi dhe fatkeqësia jonë! Çfarë lloj libri qenka ky, që nuk paska lënë as të voglën e as të madhen e veprave tona pa e ruajtur dhe llogaritur!"; duke gjetur aty të gjitha gjynahet që kanë bërë në jetën e dynjasë, të shkruar dhe të vërtetuar, pasi Zoti yt, o i Dërguar, nuk i bën padrejtësi askujt dhe Ai nuk e ndëshkon asnjë pa bërë gjynah, e as nuk ia pakëson veprën e mirë askujt që e ka bërë atë.
(50) Përkujtoju, o i Dërguar, kur Ne u thamë engjëjve: "Bini në sexhde për Ademin, si nderim për të." Dhe të gjithë ranë në sexhde për të, duke e vënë në zbatim kështu urdhrin e Zotit të tyre përveç Iblisit, i cili ishte prej xhindëve dhe jo prej engjëjve, duke refuzuar dhe treguar mendjemadhësi për të bërë sexhde, por me këtë ai doli nga bindja ndaj Zotit të vet. Vallë, a dëshironi, o njerëz, ta bëni atë dhe pasardhësit e tij për miq, në vend që të më bëni Mua, ndërkohë që ata janë armiqtë tuaj?! Si është e mundur që të miqësoheni me atë që është armiku juaj?! Sa e shëmtuar është kjo që keqbërësit bëjnë: bëjnë mik shejtanin, në vend që të miqësojnë Allahun e Lartësuar!
(51) Dijeni se të gjithë ata që ju i bëni për miq në vendin Tim janë robër (nën kontroll), ashtu siç jeni edhe ju; madje asnjërin prej tyre nuk e kisha as dëshmitar kur krijova qiejt dhe Tokën, pasi ata as që ekzistonin. Për më tepër, ata nuk ishin dëshmitarë as kur i krijova disa prej llojit të tyre, sepse Unë jam i Vetmi edhe kur krijoj edhe kur drejtoj, e aq më pak, t'i merrja të devijuarit, qofshin ata shejtanë, njerëz apo xhindë, si ndihmues, pasi Unë nuk kam nevojë për asnjë ndihmues.
(52) Përkujtoju gjithashtu, o i Dërguar, Ditën e Gjykimit, kur Allahu do t'u thotë atyre që kanë bërë shirk (idhujtari) ndaj Tij në jetën e dynjasë: "Lutini tani idhujt tuaj, të cilët ju i mendonit se ishin shoqëruesit e Mi, se mbase kanë për t'ju ndihmuar sot!" Dhe ata do të fillojnë t'u luten, por askush prej tyre nuk do t'u përgjigjet lutjeve të tyre e as nuk kanë për t'i ndihmuar, e kështu, së bashku: adhuruesit dhe të adhuruarit, do t'i vendosim në një vend shkatërrimi, që është zjarri i Xhehenemit.
(53) Kur idhujtarët ta shohin Zjarrin me sytë e tyre dhe të binden plotësisht se ata kanë për të përfunduar në të, atëherë do ta kuptojnë se nuk kanë për të gjetur dot shteg për të shpëtuar prej tij.

## Mësime nga ajetet:

- Besimtari duhet që t'i shtojë veprat e përjetshme përmirësuese, të cilat janë çdo fjalë apo vepër e cila do të mbesë për në Botën Tjetër.
- Besimtari duhet që t'i rikujtojë shpesh tmerret e Ditës së Gjykimit, të punojë për atë Ditë derisa të shpëtojë prej tmerreve të saj dhe të begatohet me hyrjen në Xhenet dhe Kënaqësinë e Allahut.
- Allahu e ka nderuar babain tonë Adem dhe tërë gjininë njerëzore, pa përjashtim, duke i urdhëruar engjëjt që të bien në sexhde për të që në fillim të krijimit, sexhde e cila kishte për qëllim nderimin e vlerësimin.
- Ajetet nxisin që shejtani duhet konsideruar armiku më i rrezikshëm.




وَلَقَدۡ صَرَّفۡنَا فِي هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانِ لِلنَّاسِ مِن كُلِّ مَثَلٖۚ وَكَانَ
ٱلۡإِنسَٰنُ أَكۡثَرَ شَيۡءٖ جَدَلٗا ٥٤ وَمَا مَنَعَ ٱلنَّاسَ أَن يُؤۡمِنُوٓاْ
إِذۡ جَآءَهُمُ ٱلۡهُدَىٰ وَيَسۡتَغۡفِرُواْ رَبَّهُمۡ إِلَّآ أَن تَأۡتِيَهُمۡ سُنَّةُ
ٱلۡأَوَّلِينَ أَوۡ يَأۡتِيَهُمُ ٱلۡعَذَابُ قُبُلٗا ٥٥ وَمَا نُرۡسِلُ ٱلۡمُرۡسَلِينَ
إِلَّا مُبَشِّرِينَ وَمُنذِرِينَۚ وَيُجَٰدِلُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ بِٱلۡبَٰطِلِ
لِيُدۡحِضُواْ بِهِ ٱلۡحَقَّۖ وَٱتَّخَذُوٓاْ ءَايَٰتِي وَمَآ أُنذِرُواْ هُزُوٗا ٥٦
وَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّن ذُكِّرَ بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِۦ فَأَعۡرَضَ عَنۡهَا وَنَسِيَ
مَا قَدَّمَتۡ يَدَاهُۚ إِنَّا جَعَلۡنَا عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ أَكِنَّةً أَن يَفۡقَهُوهُ
وَفِيٓ ءَاذَانِهِمۡ وَقۡرٗاۖ وَإِن تَدۡعُهُمۡ إِلَى ٱلۡهُدَىٰ فَلَن يَهۡتَدُوٓاْ إِذًا
أَبَدٗا ٥٧ وَرَبُّكَ ٱلۡغَفُورُ ذُو ٱلرَّحۡمَةِۖ لَوۡ يُؤَاخِذُهُم بِمَا كَسَبُواْ
لَعَجَّلَ لَهُمُ ٱلۡعَذَابَۚ بَل لَّهُم مَّوۡعِدٞ لَّن يَجِدُواْ مِن دُونِهِۦ
مَوۡئِلٗا ٥٨ وَتِلۡكَ ٱلۡقُرَىٰٓ أَهۡلَكۡنَٰهُمۡ لَمَّا ظَلَمُواْ وَجَعَلۡنَا
لِمَهۡلِكِهِم مَّوۡعِدٗا ٥٩ وَإِذۡ قَالَ مُوسَىٰ لِفَتَىٰهُ لَآ أَبۡرَحُ حَتَّىٰٓ
أَبۡلُغَ مَجۡمَعَ ٱلۡبَحۡرَيۡنِ أَوۡ أَمۡضِيَ حُقُبٗا ٦٠ فَلَمَّا بَلَغَا مَجۡمَعَ
بَيۡنِهِمَا نَسِيَا حُوتَهُمَا فَٱتَّخَذَ سَبِيلَهُۥ فِي ٱلۡبَحۡرِ سَرَبٗا ٦١



(54) Kështu, Ne i sqarojmë dhe sjellim në këtë Kuran, që i është zbritur Muhamedit, lloje të ndryshme e të shumta shembujsh, në mënyrë që ata të mendohen e të përfitojnë prej tyre këshilla, mirëpo njeriu, veçanërisht jobesimtari, më shumë se gjithçka, preferon kundërshtimin, madje edhe atëherë kur nuk ka të drejtë.

(55) Arrogantët jobesimtarë nuk i pengoi që ta pranonin besimin, me të cilin u erdhi Muhamedi prej Zotit të tyre dhe as që t'i kërkonin falje Allahut për gjynahet e tyre, për ndonjë mungesë sqarimi, pasi atyre u janë shtjelluar shembuj e u kanë ardhur argumente bindëse e të qarta në Kuran. Ajo që i pengoi ata ishte vetëm kërkesa e tyre, me këmbëngulje, që dënimi i popujve të mëhershëm të zbriste edhe mbi ta dhe ta shihnin edhe ata me sytë e tyre dënimin që u premtohej.

(56) Por, të dërguarit Tanë i kemi sjellë që të jenë thjesht përgëzues për ata që besojnë e binden dhe frikësues ndaj atyre që mohojnë e bënë gjynahe. Ata nuk kishin pushtet mbi zemrat e njerëzve, në mënyrë që t'i drejtonin për tek udhëzimi. Ata që mohojnë Allahun, gjithmonë u kundërvihen të dërguarve, pavarësisht sqarimit të argumenteve, në mënyrë që me të kotën e tyre, ata ta mposhtin të Vërtetën e zbritur prej Tij, duke e marrë atë me të cilën u frikësuan, dënimin dhe atë që iu zbrit Muhamedit,- Kuranin, për tallje dhe përqeshje.

(57) Po a mund të jetë kush më keqbërës, sesa ai që këshillohet me ajetet (vargjet) e Zotit të vet e që nuk i bëhet vonë për kërcënimet me dënim që gjenden në to, që ia kthen shpinën pranimit të këshillave dhe që harron gjithçka që ka bërë në mosbesim dhe gjynahe gjatë jetës së vet në dynja, duke mos u penduar prej tyre?! Vërtet që Ne kemi vënë mbi zemrat e atyre, që i kanë këto cilësi, një mbulesë, që (nuk shihet dhe) ua ndalon atyre që ta kuptojnë Kuranin, ndërsa në veshët e tyre shurdhim, prandaj edhe nuk e dëgjojnë atë me një dëgjim pranues. Madje edhe nëse do t'i ftoje për në besim, ata kurrë nuk do t'i përgjigjeshin, për aq kohë sa të jetë mbi zemrat e tyre ajo mbulesë dhe në veshët e tyre ai shurdhim.

* Që i Dërguari të mos priste ndonjë dënim të përshpejtuar ndaj mohuesve, Allahu i tha:

(58) Me qëllim që i Dërguari (Paqja qoftë me të!) të mos kërkonte trajtimin e refuzuesve të tij me dënim, Allahu i thotë: "Zoti yt, o i Dërguar, ua fal gjynahet robve të Vet që pendohen. Ai ka një Mëshirë, e cila ka përfshirë çdo gjë. Për shkak të kësaj Mëshire, Ai u jep afat gjynahqarëve, me shpresë që ata të pendohen tek Ai. Nëse Ai (Qoftë i Lartësuar!), do të dëshironte t'i ndëshkonte të tillë mospërfillës, do t'ua kishte përshpejtuar dënimin atyre që në jetën e kësaj bote. Por Ai është i Dhembshëm dhe i Mëshirshëm, prandaj edhe ua shtyn atyre dënimin, në mënyrë që të pendohen. Megjithatë, atyre u është caktuar vendi dhe koha, ku edhe do ta marrin atë që e meritojnë, për shkak të mohimit dhe mospërfilljes së tyre, nëse vdesin pa u penduar. Përveç Tij, ata nuk kanë për të gjetur asnjë strehim tjetër."

(59) Le t'i shohin ato vendbanime që ishin jobesimtare, pranë të cilave janë edhe vetë, si vendbanimet e popullit të Hudit, Salihut dhe Shuajbit, të cilat Ne i shkatërruam sapo ata i çuan vetet e tyre në shkatërrim me anë të bërjes kufër (mohimin e Allahut) dhe gjynaheve, pasi edhe të tillëve, ua patëm caktuar shkatërrimin e tyre në një afat të caktuar.

(60) Dhe përkujto, o i Dërguar, kur Musai i tha shërbyesit të vet, Jusha bin Nunit: "Nuk do të resht së ecuri derisa të arrij në vendin ku bashkohen dy dete ose do të vazhdoj të ecë për një kohë të gjatë, derisa të takoj robin e devotshëm (që Allahu më ka kërkuar të takohem me të) dhe të mësoj prej tij."

(61) Kështu, ata ecën së bashku, derisa arritën në vendin ku bashkoheshin dy dete, por aty ata harruan peshkun e tyre, që kishin marrë si ushqim me vete, por që aty Allahu e ringjalli peshkun dhe ai u fut në det, duke bërë një rrugë si të ishte tunel, duke mos e prekur atë uji fare.

## Mësime nga ajetet:

- Madhështia e Kuranit në qenien e tij gjithëpërfshirës e i madhërishëm, pasi në të gjenden të gjitha rrugët që të çojnë për tek dijet përfituese, lumturia e përhershme dhe çdo rrugë që të mbron prej të keqes. • Prej urtësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij është edhe se afatizimi që u bën Ai pasuesve të së kotës, të cilët gjithmonë tregohen kundërshtues të së Vërtetës nëpërmjet të së kotës, është një prej shkaqeve më të mëdha për nxjerrjen në pah të së Vërtetës dhe bërjen qartë të së kotës e shkatërrimit që sjell ajo.
- Këto ajete e kërcënojnë atë që e braktis të Vërtetën, pasi e ka njohur atë, me frikën se midis tij dhe të Vërtetës mund të vihet një pengesë që do t'ia bëjë të pamundur kthimin në rrugën e drejtë. Ky është vërtet një kërcënim i tmerrshëm dhe frenues.
- Mirësia e marrjes së dijes dhe udhëtimi për kërkimin e saj, shfrytëzimi i takimeve me ata që i ka nderuar Allahu me dije dhe dijetarët, madje edhe nëse ata janë në një largësi të largët.

فَلَمَّا جَاوَزَا قَالَ لِفَتَىٰهُ ءَاتِنَا غَدَآءَنَا لَقَدۡ لَقِينَا مِن سَفَرِنَا
هَٰذَا نَصَبٗا ٦٢ قَالَ أَرَءَيۡتَ إِذۡ أَوَيۡنَآ إِلَى ٱلصَّخۡرَةِ فَإِنِّي نَسِيتُ
ٱلۡحُوتَ وَمَآ أَنسَىٰنِيهُ إِلَّا ٱلشَّيۡطَٰنُ أَنۡ أَذۡكُرَهُۥۚ وَٱتَّخَذَ سَبِيلَهُۥ
فِي ٱلۡبَحۡرِ عَجَبٗا ٦٣ قَالَ ذَٰلِكَ مَا كُنَّا نَبۡغِۚ فَٱرۡتَدَّا عَلَىٰٓ ءَاثَارِهِمَا
قَصَصٗا ٦٤ فَوَجَدَا عَبۡدٗا مِّنۡ عِبَادِنَآ ءَاتَيۡنَٰهُ رَحۡمَةٗ مِّنۡ عِندِنَا
وَعَلَّمۡنَٰهُ مِن لَّدُنَّا عِلۡمٗا ٦٥ قَالَ لَهُۥ مُوسَىٰ هَلۡ أَتَّبِعُكَ عَلَىٰٓ أَن
تُعَلِّمَنِ مِمَّا عُلِّمۡتَ رُشۡدٗا ٦٦ قَالَ إِنَّكَ لَن تَسۡتَطِيعَ مَعِيَ
صَبۡرٗا ٦٧ وَكَيۡفَ تَصۡبِرُ عَلَىٰ مَا لَمۡ تُحِطۡ بِهِۦ خُبۡرٗا ٦٨ قَالَ
سَتَجِدُنِيٓ إِن شَآءَ ٱللَّهُ صَابِرٗا وَلَآ أَعۡصِي لَكَ أَمۡرٗا ٦٩ قَالَ
فَإِنِ ٱتَّبَعۡتَنِي فَلَا تَسۡـَٔلۡنِي عَن شَيۡءٍ حَتَّىٰٓ أُحۡدِثَ لَكَ مِنۡهُ ذِكۡرٗا
٧٠ فَٱنطَلَقَا حَتَّىٰٓ إِذَا رَكِبَا فِي ٱلسَّفِينَةِ خَرَقَهَاۖ قَالَ أَخَرَقۡتَهَا
لِتُغۡرِقَ أَهۡلَهَا لَقَدۡ جِئۡتَ شَيۡـًٔا إِمۡرٗا ٧١ قَالَ أَلَمۡ أَقُلۡ إِنَّكَ
لَن تَسۡتَطِيعَ مَعِيَ صَبۡرٗا ٧٢ قَالَ لَا تُؤَاخِذۡنِي بِمَا نَسِيتُ وَلَا
تُرۡهِقۡنِي مِنۡ أَمۡرِي عُسۡرٗا ٧٣ فَٱنطَلَقَا حَتَّىٰٓ إِذَا لَقِيَا غُلَٰمٗا فَقَتَلَهُۥ
قَالَ أَقَتَلۡتَ نَفۡسٗا زَكِيَّةَۢ بِغَيۡرِ نَفۡسٖ لَّقَدۡ جِئۡتَ شَيۡـٔٗا نُّكۡرٗا ٧٤



62 Pasi u larguan prej atij vendi, Musai i tha shërbyesit të vet:- “Na sill ushqimin e drekës, pasi vërtet që në këtë udhëtim u lodhëm e u këputëm.”

63 Djalosh i ri i tha: “A e di çfarë ndodhi kur ne u strehuam për tek shkëmbi, unë harrova të ta tregoj çështjen e peshkut, të cilën më bëri të harroj të ta them ty shejtani, pasi aty peshku u ringjall dhe mori një rrugë në det në një formë të çuditshme (që nuk është parë).”

64 Musai atëherë i tha djaloshit: “Kjo është ajo që ne po kërkonim, pasi (kur të shihej) kjo shenjë do të ishte edhe vendi i takimit me robin e devotshëm.” Atëherë, ata menjëherë u kthyen duke ndjekur gjurmët që kishin lënë mbrapa, në mënyrë që të mos humbisnin rrugën, derisa arritën përsëri tek shkëmbi, e e që aty tek vendi ku u fut në det peshku.”

65 Pasi arritën tek vendi që patën humbur peshkun, gjetën aty një prej robve Tanë të devotshëm, Hidrin, të cilit Ne i kishim dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe i kishim mësuar dije që nuk e kishin njerëzit e tjerë, një pjesë të së cilës e përmban edhe ky tregim.

66 Musai, me përulje dhe mirësjellje, i tha: “A mund të të ndjek, në mënyrë që të më mësosh edhe mua prej asaj që të ka mësuar ty Allahu prej kësaj dijeje, që është udhëzim për tek e Vërteta?!”

67 Hidri iu përgjigj: “Ti nuk do të kesh mundësi që të bësh durim në lidhje me ato që do të shohësh prej dijes time, pasi ajo nuk përputhet me dijen që ke ti.”

68 “Si do mund të bësh durim për atë që do të shohësh, ndërkohë që ti nuk e di të Vërtetën e atyre veprave që do të bëj, në këndvështrimin e saktë të tyre, pasi ti i gjykon ato në bazë të dijes që të ka ardhur?!’”

69 Musai i tha: “Do më gjesh Insha’Allah (Në dashtë Allahu!) të qëndrueshëm në durim prej çfarëdolloj veprimi që do të shoh të bësh, si dhe të përkushtuar në ndjekjen tënde, duke mos të kundërshtuar ty në asnjë urdhër.”

70 Aty Hidri i tha Musait: “Atëherë, nëse dëshiron që të më ndjekësh mua, nuk duhet të më pyesësh për asgjë që do të më shohësh duke e bërë, derisa të vijë momenti që të tregoj unë i pari, duke ta sqaruar realitetin e tyre.”

71 Pasi u pajtuan për këtë, të dy së bashku u nisën përgjatë bregut të detit, derisa hasën një anije. Aty hipën në të, pa paguar asgjë, për shkak se Hidrin e njihnin, e donin ta nderonin. Në lundrimin e tyre, Hidri (pa u vënë re) e shqeu anijen(në brendësinë e saj), duke i hequr një prej dërrasave të saj, saqë uji filloi të depërtonte në anije dhe njerëzit shpejtuan që ta mbyllnin. Musai, kur e pa këtë, menjëherë i tha: “A për t’i mbytur njerëzit, e shqeve anijen, në të cilën ata na futën pa paguar asgjë?! Vërtet që ke bërë një gjë të llahtarshme!”

72 Hidri i tha Musait: “A nuk të pata thënë se ti nuk do mundesh që të tregosh durim me mua për shkak të atyre që do të shikosh prej meje?!”

73 Aty Musai i tha Hidrit: “Mos ma merr për të madhe, sepse unë e lashë marrëveshjen me ty për shkak të harresës, e mos më bëj të ndjehem ngushtë (për këtë që bëra) dhe as mos u trego strikt (me mua) në shoqërimin tim me ty.”

74 Ata vazhduan, pas zbritjes prej anijes, udhëtimin e tyre përgjatë bregut të detit, derisa panë një fëmijë, i cili nuk e kishte mbushur akoma moshën e pubertetit dhe që po luante me fëmijët e tjerë. Hidri e veçoi atë prej të tjerëve dhe e vrau. Aty Musai (i lemeritur) i tha: “Si e vrave një njeri të pafajshëm e të pastër, që akoma nuk e kishte mbushur moshën e pjekurisë pa patur asnjë gjynah?! Vërtet që ti sapo ke kryer një gjë të papranueshme!”

## Mësime nga ajetet:

- Preferimi që njeriu ta zgjedhë shërbyesin të zgjuar, inteligjent e me intuitë, në mënyrë që të realizojë porositë që i dëshiron.
- Mbështetja e Allahut zbret mbi njeriun sipas zbatimit që ky ua bën urdhrave të Tij. Atij që i është dhënë sukses në kryerjen e urdhërave të Allahut, ai do të kalojë peripeci që nuk do i kalojnë të tjerët.
- Edukata që duhet treguar ndaj njeriut të ditur duke i folur atij në mënyrën më të sjellshme të mundshme.
- Harresa nuk duhet të ndëshkohet.
- Dijetari i nderuar mëson dijet, në të cilat nuk është i kualifikuar, duke i marrë ato prej atyre që janë më të specializuar, edhe nëse këta mund të jenë shumë më poshtë sesa ai në shkallë dhe rëndësi.
- Dedikimi i dijes dhe i gjithçkaje tjetër prej mirësive vetëm Allahut të Lartësuar, duke e pranuar këtë dhe duke e falenderuar Allahun për to.